# NË KËTË NUMËR LEXONI


3 Këtë herë përfundimisht Kosova




6 Intervistë me Arif Rizën


10 Mediet krijuese të ...


22 Njohja ndërkombëtare e...


35 Dy Libanët e Halil Xhubranit





REVISTË MUJORE PËR AKTUALITET, KULTURË, ARSIM, ETIKË
Viti III / Nr. 16
19 mars2008

Botues
Zëri Ynë
O.J.Q. "Zëri Ynë"

Drejtor
**Muhamed Jusufi - KAJOLLI**
kajolli5@hotmail.com

Redaktor përgjegjës
**Demir RESHITI**
demireshiti@hotmail.com

Redaktor kulture
**Flamur MALOKU**
flamurmaloku@hotmail.com

Redaktor teknik/Grafika
**Osman D. GASHI**
osmangashi@msn.com

Anëtarët e redaksisë:
**Arber ZEKA**
**Gëzim QERIMI**
**Lulzim AHMETI**
**Mergim LUSHTAKU**
**Sead UJKANI**
**Shkelzen NUZA**

e-mail:
revistapaqja@gmail.com
revistapaqja@yahoo.com
revistapaqja@hotmail.com
http://www.zeri-yne.org

Adresa:
**Rr. Xhavit Mitrovica, nr. 14, përballë teatrit Dodona, Prishtinë, Kosovë**

# Shtetet që e kanë njohur Kosovën si shtet të pavarur




**Fakte dhe statistika të njohjes së Republikës së Kosovës**

- Është njohur nga 27 shtete anëtare të OKB-së, apo nga 14.06% e tyre (OKB ka gjithsej 192 shtete).
- Është njohur nga 16 shtete të Bashkimit Evropian, apo nga 59.26% e tyre (Gjithsej 27 shtete janë anëtare të BE-së).
- Është njohur nga 15 shtete të NATO-s, apo nga 57.69% e tyre (Gjithsej 26 shtete janë anëtare të NATO-së).
- Është njohur nga 20 shtete të Këshillit të Evropës, apo nga 42.55% e tyre (Gjithsej 47 shtete janë anëtare të KE-së).
- Është njohur nga 5 shtete të Konferencës Islamike, apo nga 8.77% e tyre (Gjithsej 57 shtete janë anëtare të Konferencës).

### Ode për shtetin e ri

# Këtë herë përfundimisht Kosova ia del mbanë

**Të gjithë ne fatlumët që e përjetuam pavarësinë e Kosovës, duhet që në nderim të paraardhësve tanë të shumëvuajtur të jemi të matur, të mbetemi entuziastë në ndërtimin e të tashmes dhe të bëhemi seriozë në planifikimin e të ardhmes**



**Milazim KRASNIQI**

Pavarësia e Kosovës, e shpallur më 17 shkurt 2008 nga Kuvendi i Kosovës dhe e pranuar që nga data 18 shkurt nga shumë vende të botës, është një nga mrekullitë e kësaj bote, që njerëzit kanë mundur ta shohin me sy e ta përjetojnë me zemër. Ditët e festimeve të saj, janë ditë të paharrueshme, kur gëzimi dhe lotët rrodhën bashkë, si një lumë. Edhe kjo mënyrë e festimit dhe e gëzimit, pa asnjë sherr, pa asnjë urrejtje, ishte shenjë e mrekullisë.

Pavarësia e Kosovës është një drejtësi e kthyer në vendin e vet, pas një padrejtësie gati njëshekullore. Me këtë rast u vërtetua një thënie e guximshme e Dimitrije Tucoviqit, i cili pati shkruar se as vuajtjet e Serbisë nuk do të shteronin, meqë ajo ka "hyrë në tokën e huaj".

Pavarësia e Kosovës është dhe një nder i rifituar, sepse njerëzit që kanë jetuar në robëri, kanë qenë të nëpërkëmbur, të nënçmuar, të torturuar e të ekspozuar shfarosjes. Në rrethana të atilla, njeriu nuk arrin ta ruajë e ta kultivojë nderin dhe dinjitetin njerëzor. Prandaj, pavarësia e Kosovës qytetarëve të saj u jep një shans të madh, që ta rifitojnë dinjitetin njerëzor. Natyrisht, ky dinjiteti do të jetë i plotë pikërisht duke mos ia shkelur askujt që jeton në këtë vend nderin dhe dinjitetin njerëzor.

Pavarësia e Kosovës është një shans i madh i të gjithë qytetarëve të këtij vendi që të jetojnë në paqe e që përmirësojnë jetesën e vet e familjeve të veta. Vështirësitë e trashëguara nga okupimi i gjatë, nuk do të kalohen edhe aq lehtë. Papunësia e madhe, varfëria e skajshme, korrupsioni, numri i madh i bashkëkombësve të tretur në kurbet, pensionet e ulëta, kualiteti i dobët i arsimit, mungesa e shkencës në planifikimet ekonomike, kriza morale që ka përfshirë një pjesë të popullatës në këto vite të tranzicionit kaotik, janë pengesa serioze në rrugën e zhvillimit të vendit. Ministri suedez tha në Prishtinë se pavarësia e Kosovës ka qenë pjesa më e lehtë e punës, sesa ndërrimi i mirëfilltë i vendit. Prandaj, Qeveria e Kosovës dhe mbarë shoqëria jonë duhet të jenë të motivuara dhe të afta të përballen me problemet e mëdha që janë trashëguar. Miku i dëshmuar i Kosovës, Daniel Fried, para disa ditësh në Prishtinë tha se nëse ju e ndërtoni një shoqëri të mirë, paratë mund të vijnë. Pra, para se të vijnë paratë e donatorëve dhe investimet, duhet të ngrihet një infrastrukturë ligjore, një shoqëri që e zbaton ligjin, duhet të dëshmohet përkushtimi për respektimin e vlerave dhe të dinjitetit njerëzor. Në atë rast, shanset e të gjithë pjesëtarëve të kësaj shoqërie për t'i përfituar favoret nga pavarësia e Kosovës, vërtet bëhen më të mëdha.

Pavarësia e Kosovës është një shpërblim edhe për vuajtjet dhe sakrificat e brezave të tërë të shqiptarëve, të cilët, edhe në rrethanat më të vështira, nuk u dorëzuan kurrë para egërsisë së hasmit. Edhe pse u lanë në baltë nga Perandoria Osmane dhe nga Fuqitë e Mëdha të fillimshekullit, shqiptarët e Kosovës e vazhduan qëndresën e tyre ndaj okupimit serb, që u instalua mbi këto troje në rrokullimën e luftërave ballkanike dhe pas Luftës së Parë Botërore. Burrat që ngrehën Komitetin Mbrojtja Kombëtare e Kosovës e Lëvizjen Kaçake, e mbajtën të gjallë besimin se një ditë Kosova mund të çlirohej. Edhe burrat dhe gratë që luftuan për çlirimin e Kosovës, në katrahurën e Luftës së Dytë Botërore, e dhanë një provë atdhedashurie dhe shprese se ky vend mund të bëhej i lirë. Edhe gjithë ata bura e ato gra që qëndruan ndaj terrorit gjakatar komunist, që nga organizatat nacionaldemokratike e deri te celulat marksiste-leniniste, me vuajtjet dhe me sakrificat e tyre e mbajtën gjallë luftën për liri e shpresën për pavarësimin e vendit. Ndërsa, lufta e armatosur, e mishëruar në Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës, e dha provën finale se Kosova ishte e vendosur, o ta fitonte pavarësinë, o të zhbëhej krejt.

Duket gati e habitshme, por ndarjet ideologjike, ndarjet klasore, ndarjet krahinore, ndarjet fisnore nuk kanë përjashtuar rezistencën unike ndaj hasmit. Prandaj, të gjithë ne fatlumët që e përjetuam pavarësinë e Kosovës, duhet që në nderim të paraardhësve tanë të shumëvuajtur të jemi të matur, të mbetemi entuziastë në ndërtimin e të tashmes dhe të bëhemi seriozë në planifikimin e të ardhmes.

Pavarësia e Kosovës është e shoqëruar edhe me jo pak probleme, që nga tendencat për ndarjen e një pjese të saj e deri te sabotimet e stabilitetit nëpër disa enklava. Por, ato probleme duhet të zgjidhen me gjakftohtësi e me zgjuarsi. Ato nuk bën të na mbajnë peng. Në fakt, ato janë menduar si kurth për ta penguar ndërtimin e suksesshëm të shtetit të ri. Por, me përvojat e akumuluara nga robëria e gjatë dhe me entuziazmin e përjetuar nga liria e sapofituar, këtë herë përfundimisht Kosova do t'ia dalë mbanë me sukses. ■



# Iku urrejtja, ka nisur jetë e re

**Thirrja e Wiliam Wokerit që i bëri kohët e fundit ndërgjegjes evropiane e botërore, se "masakrat serbe në Kosovë nuk duhen harruar", është një ftesë për të gjitha ato vende që aktualisht hezitojnë ta njohin pavarësinë e Kosovës, kryesisht për shkak të deformimit të së vërtetës**



**Besim R. CENGU**

Në vitin 1999, kur historia jonë po prekej me dorë, në atë qershorin historik të fitores e të lirisë së shqiptarëve, nëpër muret e shtëpive dhe objekteve publike në gjithë Kosovën, ishin lënë parulla antishqiptare të shkruara me lloj-lloj përmbajtje fyese e urryese nga më banalet. Një shije e keqe kjo e lënë prej atyre (që veç emrit barbar, nuk gjen tjetër) që nuk kanë aspak respekt e konsideratë për dinjitetin njerëzor si vlerë morale universale.

Me dorën e tyre, dhunuesit sllavë kishin nënshkruar në ato mure aktet e paprecedent të dhunës, përdhunimit të një populli, masakrimit kolektiv, marrjen nëpër këmbë të çdo të drejte elementare të njeriut, pikësëpari si qenie që ka të drejtë të jetojë. Me dorën e tyre dhunuesit kishin nënshkruar në ato mure konceptet e tyre dje dhe mjerisht janë edhe sot të pranishme në ndërgjegjen e atyre që drejtojnë këtë vend, ekstraktin e programeve të tyre shfarosëse, mungesën e respektin e humanitetit kundrejt një populli tjetër.

"Do t'i therim të gjithë shqiptarët", e plot mbishkrime banale që nuk mund të përmenden në një shkrim, nxjerrin jashtë loje çdo pretendim serb dhe fundosin çdo "argument" para botës së qytetëruar e demokratike. Thënë shkurt, kishin nënshkruar turpin e tyre, ua kishin vënë vulën akteve të përgjakta gjenocidiale, që bindën më në fund botën evropiane e botërore se kush ishte djalli i gadishullit, që ndizte zjarret përcjellëse ku digjeshin pa mëshirë njerëzit e pafajshëm. Vetëm për periudhën e luftës së fundshekullit unë kam mbledhur mijëra fakte zemërdridhëse që nuk të besohet se mund t'i bëjnë njerëzit.

Thirrja e Wiliam Wokerit që i bëri kohët e fundit ndërgjegjes evropiane e botërore, se "masakrat serbe në Kosovë nuk duhen harruar", është një ftesë për të gjitha ato vende që aktualisht hezitojnë ta njohin pavarësinë e Kosovës, kryesisht për shkak të deformimit të së vërtetës.

Urrejtja jo vetëm që nuk është inteligjencë, siç pati thënë dikur Viktor Hygo, por, më së pari, nuk është praktikë qytetëruese. Aq më tepër urrejtja për një popull të tërë ('Do t'i therim të gjithë shqiptarët', po dëgjohet sot në të gjitha protestat kundër pavarësisë nëpër qytetet serbe). Urrejtja e cila u shpreh për një periudhë më shumë se njëqindvjeçare me masakrat më antinjerëzore, zor se mund t'i perceptojë përmasat e një mendje normale njerëzore, sidomos sot!

## Rrënimi i megalomanisë totalitare

Përshtypjen më të madhe e bënin parullat megalomane që nxirrnin në pah verbërinë emblematike dhe pasqyronin shpëlarjen e trurit që kishte arritur ta bënte makina shovene me popullin e vet. Shkrime të tilla si "Serbia deri në Tokio", "Serbia deri në Kaliforni", nuk përmbanin asgjë tjetër përveç idesë së çmendur e krejtësisht naive, se ato mund ta bënin realisht një gjë të tillë. Me siguri se vetëm disa ditë që kur ishin shkruar këto parulla, ushtria agresore u shpartallua krejt thjesht, pa ndonjë mund të madh, e iku duke marrë me vete zhgënjimin e madh se prapa parullave paska qenë një "tigër prej letre" siç thoshte Mao Ce Duni për "imperializmin amerikan" që nuk përbënte aspak vështirësi përballë NATO-s e UÇK-së. Shteti i dhunshëm serb u gjend para trumhasjes së madhe, që përmblidhet në atë shprehjen se ata mund të bënin atë që nuk mund të bënin asgjë.

Është në natyrën e sundimeve totalitare që ta krijojnë psikologjinë kolektive se janë të pamposhtur, se mund të arrijnë synime ambicioze në të mirë të vendit që drejtojnë. Më shkoi mendja në Shqipëri, kur në stërvitjet ushtarake të para viteve '90, ushtarakët i thoshin "popullit ushtar" se "jemi përballë agresionit të koalicionit armik, të cilët me ndihmën e imperializmit amerikan dhe socialimperializmit sovjetik synojnë ta pushtojnë kështjellën tonë. Përballë këtij invazioni, ne, nën dritën e mësimeve të partisë, nëpërmjet organizimit tonë prefekt ushtarak, përgatitjes së lartë psikologjike dhe taktiko-teknike, brenda pak kohësh,






do ta shpartallojmë. Fitorja jonë është e sigurt". Ndërsa ne shqiptarët, të indroktinuar kolektivisht prej drogës totalitare, besonim me të vërtetë se ishim superiorë përballë armikut imagjinar dhe se njëmend e shpartallonim atë.

Vura një paralele midis atyre parullave të gjendura në gjithë Kosovën e pasluftës dhe asaj që ne e kemi përjetuar vetë në Shqipëri, për të nxjerrë në dukje aftësinë e këtyre sistemeve për të depërtuar thellë në ndërgjegjen e njerëzve, e, si pasojë, ta deformoj atë deri në absurd. Këtu qëndron edhe tragjikomedia që ndodh me vendet që ushtruan sundimin e tyre mbi bazë të teorive etatiste. Fakti se vendet e lindjes, të drejtuar sipas plezhiaturës të imponuar ruse në mënyrën e ndërtimit e drejtimit të shtetit, u shembën një nga një, shpreh më së miri këtë shpërfytyrim të përçudnuar si të personalitetit të njeriut që përbën bazamentin e shoqërisë të një vendi, ashtu edhe të organizimit shtetëror të gabueshëm, e si pasojë edhe të pasuksesshëm.

Pikërisht ai shtet serb që besonte se mund të shkonte pa pengesa e me "krenarinë perandorake" deri në Tokio e Kaliforni, u shemb si një kullë, rrënjët e muret e të së cilës ishin kalbur me kohë. Mjerisht për fatin e keq, këtë fakt nuk e dinte populli i indoktrinuar serb, madje as vetë ata që e drejtonin këtë vend.

Ngjarjet e fundit në Serbi po dëshmojnë qartë se ende nuk kanë mundur të shkëputen prej megalomanisë të mbjellë thellë në vetëdijen e tyre kolektive, e për më keq ende nuk po e kupton se era e re demokratike, bashkëpunuese, zhvilluese e tolerante që po fryn në Ballkan, nuk duron më veprime të dhunshme.

Prandaj krejt të kota janë aktualisht edhe orvatjet e dëshpëruara për ta nxitë komunitetin serb që jeton në Kosovë, kundër pavarësisë si në rastin e ardhjes së Samarxhiqit në Kosovë para pak ditësh, që pati për qëllim nxitjen e komunitetit serb për të mos pranuar jetën e re pas shpalljes së pavarësisë.

## Historia nuk e njeh kthimin prapa

Realisht pas aktit historik të 17 shkurtit dhe njohjes së shtetit menjëherë nga SHBA-ja, Britania e Madhe, Gjermania, Franca, Italia etj., çdo komunitet në Republikën e Kosovës është i garantuar, i barabartë dhe i sigurt në shtëpinë e vet dhe shtetin e vet legjitim. Nga ana tjetër, shteti sovran e demokratik i Republikës së Kosovës është afërmendsh, se veç plot faktorëve të tjerë, nuk mund të konsolidohet pa kontributin e komuniteteve, pa energjitë e tyre pozitive në shërbim të rritjes, fuqizimit e begatisë të shtetit të tyre, prandaj çdo ditë e më tepër administrata e re shtetërore në Kosovë luan rol integrues, e ndërgjegjshme për misionin e kontributin që duhet ta kenë komunitetet. Të gjitha komunitetet, veçmas nga ai serb, po kupton çdo ditë e më shumë se fati i tyre lidhet drejtpërdrejt me vendin ku jetojnë. Serbët që jetojnë në Republikën e Kosovës e kuptojnë se politika e Beogradit nuk është se i do aq shumë serbët në Kosovë, sa do t'i ruajë beneficet e veta si garniturë politike drejtuese. Mbi të gjitha, politika e sotme e Beogradit është emocionale në raport me to, dhe emocionet (sidomos emocionet nacionaliste) dihet se janë të përkohshme. Shumë e afërt është dita kur ata do t'i "braktisin", ndërsa fatet e gjithë banorëve të shtetit të Kosovës lidhen me atë se sa vetë zgjedhin demokratikisht problemet brenda shtetit të vet.

Pas datës 17 shkurt ka nisur një jetë e re, me horizont të ndritur për të gjithë, që eliminoi disa praktika të realizuara prej Serbisë, si manipulimi e keqpërdorimi i serbëve të Kosovës për realizimin e qëllimeve e synimeve arkaike, mbarsja me urrejtje ndëretnike, e pastaj përpjekjet e dëshpëruara të pasluftës, si hapja e qendrave të votimit edhe në territorin e Kosovës për të dëshmuar kinse Kosova është pjesë e Serbisë, zbatimi i një programi mësimor në shkolla të drejtuara prej ministrisë serbe të arsimit etj. Në kuadrin e sovranitetit e autoritetit të shtetit të Kosovës, vetë komuniteti serb po e kupton gjithnjë e më shumë se zhvillimi social-ekonomik, kulturor, arsimor e shëndetësor do të varet prej buxhetit që përcaktohet nga Prishtina e jo nga Beogradi, nga politikat e strategjitë social-ekonomike e kulturore që ndërtohen në Prishtinë.

Këtë e ka kuptuar edhe Serbia, por nuk e lë megalomania dikur perandorake e sot postdiktatoriale t'ia thotë popullit të vet hapur.

Ministri i Ekonomisë në Qeverinë serbe u shpreh se ne nuk mbajmë përgjegjësi për borxhet që i ka Kosova institucioneve ndërkombëtare. Kjo sigurisht që është një barrë e rëndë për Republikën e Kosovës, shtetit më të ri demokratik në botë, pasi është fjala për më shumë se një miliard dollarë, por më i rëndësishëm është fakti se vetë politika serbe po e pranon pavarësinë e Kosovës si një akt i natyrshëm që nuk ka kthim prapa. ■



### Intervistë me dr. Arif Rizën, profesor në Universitetin e Prishtinës

# EULEX-i nuk ka fuqi ekzekutive

- Edhe pse në Deklaratën e Pavarësisë nuk përmendet sovraniteti, Kosova është shtet sovran
- EULEX-i ka mandat ta ndihmojë Qeverinë e Kosovës
- Rezoluta 1244 flet për sovranitetin e ish-RFJ-së e jo për sovranitetin e Serbisë
- Integrimi kombëtar - paralelisht me integrimet euroatlantike
- Nuk shoh rrezik nga palestinizimi i Kosovës

**Intervistoi: Demir Reshiti**

Dr. Arif Riza i takon brezit të shkencëtarëve shqiptarë të Kosovës që kanë doktoruar jashtë vendit. Është një nga më të talentuarit e brezit të tij, që ka bërë emër në Austri. Dr. Riza edhe pse me nënshtetësi austriake, ka vendosur që të kthehet në Kosovë për ta dhënë kontributin e tij në aftësimin e kuadrove të reja në Universitetin e Prishtinës.

Në këtë intervistë ekskluzive për revistën "Paqja", Riza shpreh mendimin se Kosova është shtet sovran pavarësisht se në deklaratën për shpalljen e pavarësisë nuk përmendet sovraniteti. Ai flet edhe për rolin e misionit të BE-së në Kosovë, EULEX, për interpretimet e ndryshme që po i bëhen Rezolutës 1244, si dhe për tema të tjera që kanë të bëjnë me shtetin e ri të Kosovës.



**Arif Riza** është i lindur më 1964 në fshatin Bellobrad të Komunës së Sharrit.
Fakultetin Juridik e ka kryer në Universitetin e Prishtinës, ndërsa provimin shtetëror për jurist e ka dhënë në Sekretariatin për Juristë në Lubjanë. Provimet plotësuese të magjistraturës i ka kryer në Fakultetin Juridik të Vjenës në drejtimin E Drejta Evropiane, ku edhe ka mbrojtur disertacionin e doktoraturës me temën "Çështjet juridike në varshmëri në lëmin e administratës në Kosovë nën mbikëqyrjen ndërkombëtare".
Ka punuar si avokat koncipient në Avokaturat e dr. Wagenedes, të dr. Lennart Binder, dhe të dr. Lutz Moser, në Vjenë, ndërsa prej vitit 2004 ka punuar si këshilltar i kapitalit në firmën "Deutsche Vermögensberatung" dhe agjent i sigurimeve (i regjistruar në oden ekonomike të Vjenës).
Nga muaji shtator 2004 është angazhuar si punëtor shkencor dhe këshilltar juridik në Institutin "Interkulturellen Forschungszentrum Thalgau", në Salzburg.
Është pjesëmarrës në komisionin austriak të juristëve, ndërsa nga maji i vitit 2006, përkthyes gjyqësor në Senatin e pavarur të azilit në Vjenë.
Që nga 15 shkurti i këtij viti është angazhuar si profesor në Fakultetin Juridik të Prishtinës, në të cilin ligjëron lëndën "E drejta diplomatike dhe konzulare".

### Edhe pse në Deklaratën e Pavarësisë nuk përmendet sovraniteti, Kosova është shtet sovran

**PAQJA:** ***A mund të na flisni për rolin e bashkësisë ndërkombëtare në Kosovë në këto tetë vjet, veçanërisht për UNMIK-un, si mision civil?***

**Riza:** Ardhja e Bashkësisë Ndërkombëtare në Kosovë nuk është diçka e menduar apo ndonjë ide e dikujt. Ajo ka ardhur këtu për shkak të situatës së krijuar në Kosovë si pasojë e të cilës u rrezikua paqja në rajon.

Dëbimi masiv i popullatës shqiptare nga Kosova dhe masakrat e papara ndaj kësaj popullate që i bënë forcat ushtarako-policore serbe ishin shkaktarët kryesore që e detyruan Bashkësinë Ndërkombëtare të ndërmarrë masa, duke u mbështetur në Kapitullin e VII të Statutit të OKB-së.

Me gjithë faktin e disa pengesave që u paraqiten në Këshillin e Sigurimit, Bashkësia Ndërkombëtare vendosi të intervenojë ushtarakisht për arsye humanitare.

Ndërsa vendosja e UNMIK-ut, siç dihet, u bë me vendimin e Këshillit të Sigurimit të OKB-së në bazë të Rezolutës 1244, si mision për ta ndihmuar Kosovën që të rindërtohet dhe të konstituojë institucionet udhëheqëse.

Për rolin e Bashkësisë Ndërkombëtare e veçanërisht të UNMIKU-ut në Kosovë është shkruar shumë, madje janë botuar edhe libra e disertacione të doktoraturës. Këtë çështje e kam trajtuar edhe unë në disertacionin e doktoraturës.

**PAQJA:** ***Parlamenti i Kosovës shpalli Kosovën shtet të pavarur dhe demokratik, por aty nuk u përmend fare sovraniteti i Kosovës. Cilat janë elementet që e bëjnë një shtet sovran?***

**Riza:** Në të drejtën ndërkombëtare sovraniteti është parim bazë i pavarësisë së një shteti nga shtetet e tjera, të jetë sovran dhe nga brenda me aftësinë e ushtrimit të së drejtës për vetëvendosje. Mirëpo në të drejtën e re ndërkombëtare, sovraniteti bartet në ndonjë organizatë supernacionale siç është rasti me BE-në. Megjithatë, edhe pse në deklaratën e shpalljes së pavarësisë nuk përmendet Kosova shtet sovran, ajo është sovrane nga vetë fakti se është njohur ndërkombëtarisht dhe vazhdon të njihet nga shumë shtete.

## EULEX-i ka mandat ta ndihmojë Qeverinë e Kosovës

**PAQJA:** ***Pothuajse paralelisht me shpalljen e pavarësisë, në Kosovë hyri edhe një qeveri e re e quajtur EULEX. Kosova, tani ka pothuajse tri qeveri: UNMIK-un, Qeverinë e Kosovës dhe EULEX-in. Cila nga këto, në të vërtetë, po e qeverisë Kosovën?***

**Riza:** Përmenda më herët se Kosova në bazë të Rezolutës 1244 qeveriset nga UNMIK-u dhe detyra e UNMIKU-t ishte rindërtimi dhe ndërtimi i strukturave qeverisëse. Pasi kjo u krye ashtu si u krye, pra pas shpalljes së pavarësisë së Kosovës dhe njohjes së saj nga vetë ato shtete dhe kjo u njoh po nga ato shtete, faktikisht erdhi edhe radha e mbarimit të mandatit të UNMIK-ut, dhe besojmë se edhe zyrtarisht do të bëhet tërheqja e UNMIK-ut nga Kosova. Duhet theksuar se në bazë të Rezolutës 1244, UNMIK-u është i obliguar t'i bartë kompetencat te vendorët, gjë të cilën edhe është duke e bërë, ndonëse jo në shpejtësinë e duhur.

Ndërsa EULEX-i nuk vjen me qëllim që ta ndihmojë formimin e organeve të shtetit të Kosovës, por vjen që ta ndihmojë shtetin e ri të Kosovës në fushat e drejtësisë, administratës (doganë, veterinari, sanitete) dhe policisë. Në këtë rast unë nuk shoh tri qeveri, pasi po përsëris UNMIK-ut po i përfundon mandati, EULEX-i ka mandat ta ndihmojë Qeverinë e Kosovës, ndërsa pushtet i vetëm mbetet vetëm Qeveria e Kosovës, edhe pse këtu mund të diskutohet ngaqë Kosova ende nuk ka forcat e veta mbrojtëse të mirëfillta.

**PAQJA:** ***Çfarë mendoni për misionin e EULEX-i, a është në dëm apo në dobi të Kosovës ardhja e këtij misioni evropian?***

**Riza:** Mendoj se e ndihmon Kosovën dhe përgatit atë për anëtarësim në Bashkim Evropian.

**PAQJA:** ***A do të ketë EULEX-i më shumë fuqi ekzekutive sesa UNMIK-u, deri tani mbi udhëheqjen e Kosovës e mbi organizimin politik, ekonomik dhe ushtarak?***

**Riza:** Definitivisht jo. EULEX-i vetëm do të ndihmojë dhe në disa pika do të vëzhgojë.

**PAQJA:** ***A do të ketë shefi i EULEX-i fuqi ekzekutive që të rrëzojë ndonjë vendim të Parlamentit të Kosovës, si dikur kryeadministratorët e UNMIK-ut?***

**Riza:** Jo, nuk ka fuqi ekzekutive, por kjo kushtëzohet me faktin se në disa çështje gjyqësore EULEX-i do të mundet që nëpërmjet prokurorëve të vet të ngrejë padi, të gjykojë nga gjykatësit e vet dhe të ekzekutojë ato vendime kur kemi të bëjmë me rastet e rënda penale, pasi që do ta ketë edhe policinë e vet.

## Rezoluta 1244 flet për sovranitetin e ish-RFJ-së e jo për sovranitetin e Serbisë

**PAQJA:** ***Edhe pas shpalljes së pavarësisë Rezoluta 1244 e OKB-së mbeti në fuqi. Pra, kjo rezolutë, siç e tha edhe Sekretari i Përgjithshëm i OKB-së, Ban Ki-Moon, pas shpalljes së Deklaratës për Pavarësinë e Kosovës, është edhe më tutje kornizë juridike për Kosovën. A paraqet pengesa juridike për shtetin e ri të Kosovës mbetja në fuqi e kësaj rezolute?***

**Riza:** As vetë Sekretari i Përgjithshëm i Kombeve të Bashkuara nuk e din edhe sa do të mbetet në fuqi kjo Rezolutë, mirëpo sa i përket kësaj, mendoj se nuk paraqet ndonjë pengesë të madhe, ngaqë çështja e njohjes dhe çështja e pranimit të Kosovës në ndonjë organizatë ndërkombëtare është çështje e vet shteteve apo organizatave ndërkombëtare.

**PAQJA:** ***Sipas interpretimit më të ri të disa juristëve evropianë, garancat e Rezolutës 1244 për sovranitetin e Serbisë në Kosovë janë vetëm kalimtare dhe jo të përhershme, dhe nuk paraqesin pengesë për njohjen ndërkombëtare të shtetit të Kosovës. Sa janë të qëndrueshme dhe sa kanë bazë këto interpretime?***

**Riza:** Edhe në drejtësi interpretimi bëhet në mënyra të ndryshme, varësisht nga interesi i palëve për atë kontest, ato e interpretojnë nga këndvështrimi i tyre. Pra, edhe juristët evropianë dhe amerikanë e interpretojnë në këtë formë siç e parashtruat ju pyetjen, ndërsa juristët rusë dhe ata serbë e interpretojnë në variantin e tyre.

Por unë mendoj se Rezoluta 1244 flet për sovranitetin e ish-RFJ-së dhe jo për sovranitetin e Serbisë mbi Kosovën.

**PAQJA:** ***Çfarë duhet të bëjmë tani e tutje ne shqiptarët. Të ecim përpara në procesin e ribashkimit kombëtar dhe të bashkimit, apo të integrimit me Evropën, ide kjo që po trumbetohet aq fort nga politikanët e sotëm?!***

**Riza:** Në rend të parë shqiptarëve nga të gjitha anët i mungon bashkimi i plotë kulturor, bashkimi ekonomik, apo tregu i përbashkët. Në shtetet e Evropës së sotme edhe pse ka shumë probleme të pazgjidhura kombëtare, me bashkimin e Evropës ato gjithnjë e më tepër po e humbin interesin e bashkimit kombëtar. Në këtë rast unë do të isha koncentruar në hapjen e kufirit ndërkombëtar të



Kosovës, me Shqipërinë dhe me Maqedoninë si dhe të Shqipërisë me Maqedoninë.

## Integrimi kombëtar paralelisht me integrimet euroatlantike

**PAQJA:** ***A mund të integrohemi në Evropë pa u integruar fillimisht si komb?***

**Riza:** Pasi që interesi i shqiptarëve është që të integrohen në Evropë dhe interesi i Evropës është integrimi i këtyre vendeve ballkanike në gjirin e saj, atëherë, siç thash më herët, duhet të bëhet së paku integrimi ndërshqiptar në aspektin kulturor, ekonomik, tregtar...

**PAQJA:** ***Cilat janë gjasat e hyrjes së shtetit të Kosovës në integrimet euro-atlantike dhe në marrëdhëniet ndërkombëtare me refleksion në Ballkan?***

**Riza:** Dihet se janë të rralla rastet në botë kur një shtet inkuadrohet si i vetëm në një organizatë regjionale ndërkombëtare, prandaj unë mendoj se Kosova nuk mund të inkuadrohet në asnjë organizatë ndërkombëtare pa inkuadrimin e shteteve fqinje të saj. Kërkesa e Kosovës për t'u inkuadruar në Fondin Monetar Ndërkombëtar do të jetë si inkuadrim jo i përbashkët me shtetet e tjera, ngaqë ato tanimë janë të inkuadruara.




**PAQJA:** ***Maqedonia e ka kushtëzuar njohjen e shtetit të Kosovës me zgjidhjen paraprake të çështjes së demarkacionit të kufirit. Siç dihet, problemi ndërkufitar Kosovë-Maqedoni është hapur në shkurt të vitit 2001 pas në një marrëveshje famoze të nënshkruar në Shkup, nga kryetari i ndjerë i Maqedonisë Boris Trajkovski dhe Koshtunica - si kryetar i Jugosllavisë së atëhershme, me ç'rast 2500 hektarë të Kosovës i janë "dhuruar" këtij shteti fqinj. Si mendoni se është më së miri të zgjidhet kjo çështje?***

**Riza:** Unë jam i bindur se nuk është interes i Maqedonisë dhe nuk do të mund që Maqedonia ta kushtëzojë Kosovën për njohje me çështjen e kufirit. Ajo nuk e ka bërë atë marrëveshje për kufirin me Kosovën, por e ka bërë me ish-RFJ-në dhe sipas kësaj logjike, duhet të kërkojë zgjidhje me atë shtet. Pra, për këtë arsye ajo së pari duhet ta njohë Kosovën si shtet të pavarur dhe pastaj të bisedojë me një shtet tjetër që është pronare e këtij territori. Pra, nuk ka me kënd të bisedojë pa e njohur Kosovën si shtet.

## Nuk shoh rrezik nga palestinizimi i Kosovës

**PAQJA:** ***Robert Baditner në mendimet e tij për shpërbërjen e Jugosllavisë thotë se shteti nuk krijohet me shpallje e njohje, por, krijimi apo moskrijimi i një shteti është çështje e faktit në terren. Për ilustrim, Palestina njihet si shtet nga më shumë se 114 shtete dhe, veç kësaj, më 15 dhjetor 1988, Asambleja e Përgjithshme e Kombeve të Bashkuara ka miratuar Rezolutën 43/177, e cila e njeh shtetin e ri të Palestinës, por, dihet shumë mirë se sa është shtet Palestina. Si e vlerësoni ju këtë? A rrezikohet të palestinizohet Kosova?***

**Riza:** Megjithatë, Palestina nuk është e njohur nga pjesa dërrmuese e shteteve, pra nuk është e njohur nga dy të tretat e vendeve anëtare të OKB-së, në këtë rast, nga së paku 128 apo 129 shtete. Por te rasti i Kosovës, situata dallon shumë. Për shembull, këtu kemi Kombet e Bashkuara, NATO-n, e tash së fundi edhe Bashkimin Evropian. Unë mendoj se Kosova assesi nuk do të bëhet Palestinë ngaqë gjendet me një anë tjetër të globit tokësor.

**PAQJA:** ***Kemi sot një Kosovë ku rreth 5 për qind aktualisht e përbën pakica serbe, por me planin e decentralizimit afro 30 për qind e territorit do të administrohet drejtpërdrejtë nga ata. A njihet ndonjë rast i tillë në botë ku minoritetet gëzojnë kaq shumë të drejta?***

**Riza:** Ka raste në botë ku minoritetet gëzojnë shumë të drejta ku liria, të drejtat e njeriut dhe e pakicave nuk kanë kufi, sidomos në shtet e beneluksit dhe shtetet skandinave, por jo në atë masë si në Kosovë. Në rastin konkret, sa u përket serbëve të Kosovës, e dimë se ato janë vetëm vendime politike dhe si të tilla do të vazhdojnë të keqpërdoren nga pakica serbe.

**PAQJA:** ***Ju keni studiuar dhe punuar në Austri dhe keni përvojë me sistemin gjyqësor të këtij vendi dhe vendeve të tjera perëndimore. Çfarë mendoni rreth gjyqësorit në Kosovë?***

**Riza:** Është lehtë për të kritikuar dhe të thuhet se nuk funksionon apo është i dobët sistemi gjyqësor në Kosovë. Gjyqësia në Kosovë së pari ishte e pavarur dhe e udhëhequr jo si duhet nga UNMIK-u, mandej rol të madh në luhatjen e moralit të gjyqtarit luajnë edhe pagat të cilat, siç dihet, janë shumë të dobëta. Mendoj se gjyqësori i Kosovës ka nevojë për një riorganizim gjegjësisht reformim, sepse ka ardhur koha të ndryshohet forma e vjetër e viteve '70-ta të gjyqësorit. ■

Korrespodencë nga Shkupi

# Ambiguiteti i Maqedonisë

**Maqedonia synon integrimin në strukturat euroatlantike, kështu që asaj i duhet sa më parë ta ndjekë shembullin e shteteve të tjera, ta pranojë pavarësinë e Kosovës**



Avni AVDIU

Për momentin Maqedonia ndodhet në krizë të thellë politike. Kjo krizë ka të bëjë me të gjithë qytetarët e saj. Prandaj kriza është e ndarë mes tyre. Mirëpo, ajo që vlen të thuhet është se kriza politike nëpër kapërcyellin e të cilit po kalon vendi është dy llojesh: e imponuar dhe e vetëprodhuar. Kriza rreth emrit është krizë e imponuar, ndërsa kriza me shqiptarët qoftë brenda ashtu edhe jashtë vendit është krizë e vetëprodhuar.

Mënyra se si kanë vendosur strukturat vendimmarrëse t'i menaxhojnë këto kriza nuk është aspak me vend. Dëshirohet me çdo kusht të eskivohet e pamundshmja e "kompromisit", ndonëse së fundi diplomati amerikan Daniel Fried ua bëri fare të qartë se "është e nevojshme të gjendet zgjidhje lidhur me kontestin rreth emrit". Politikanët nuk janë konstruktivë në raport me popullin, andaj populli i është lënë stihisë dhe rrjedhimisht dalin nga kontrolli turma të çorganizuara, të cilat ndjekin logjikën serbe me parulla antiperëndimore dhe me sulme ndaj ambasadave. "NATO-n e japim, emrin s'e japim", nuk është parullë e mençur, sepse NATO-ja ka aq fuqi që të detyrojë ta japësh emrin e ta kërkosh sërish NATO-n, ndonëse atëherë ajo mund të hidhërohet e të mos vijë. Pastaj gjuajtja ndaj ambasadave me gurë, është metodë e huazuar nga huliganët serbë në Beograd. Së këndejmi, me gjuajtjen e gurëve grupet e caktuara maqedonase dëshmuan se ndjekin "logjikën" serbe të shprehjes së revoltës. Disa maqedonas ua mësyn ambasadave edhe atëherë kur bombardohej Serbia dhe kjo nuk i ka ikur nga syri Evropës. Sikur do të zgjidhej ndonjëherë ndonjë çështje me gurë, tashmë moti do të ishte harruar çështja palestineze. Dhe…nëse do të duhej të gjuhej ndonjë ambasadë ndonjëherë me gurë, atëherë atë do ta meritonin ambasadat ruse, kineze, spanjolle, rumune etj., por shqiptarët në këtë kontekst dhanë provimin e tolerancës qytetëruese dhe atë nuk e bën. Ashtu siç i tha kryeministri Gruevski kreut të socialdemokratëve, Sheqerinskës (në Parlament), nuk është e hijshme jo për partitë e as për grupet, por për vendin të humbin toruan në këto momente dhe të ndërmarrin hapa fatal. Nëse këtë herë NATO-ja na kthen shpinën, atëherë të gjithë do ta heqim të zitë e ullirit. Nëse Maqedonia do zgjidhje konstruktive me emrin, atëherë i duhet taktikë, strategji dhe mençuri vizionare. Do të kishte qenë mirë që emri Maqedoni të zgjidhej në mënyrë diplomatike, duke e lënë Greqinë me gishta në gojë, edhe atë duke ndryshuar emrin kushtetues në Republika Veriore e Maqedonisë. Çdo zgjidhje tjetër përpos "Republika Veriore e Maqedonisë", do të ishte zgjidhje e kënaqshme për grekët dhe e dhimbshme për maqedonasit. Kjo (emri "Republika Veriore e Maqedonisë") në mënyrë implicite do të shprehte gjithë atë që grupet radikale maqedonase e pretendojnë: kompaktësinë territoriale të Maqedonisë antike. Me anë të saj do të kuptohej ashtu si në rastet e tjera (Koreja Veriore, Gjermania Lindore etj.), se ka ekzistuar një tërësi territoriale e Maqedonisë, tashmë e ndarë. Kur kihet parasysh se shqiptarët po ashtu janë unikë në mbrojtjen e emrit Maqedoni, atëherë maqedonasit duhet të bashkëpunojnë edhe më tepër me faktorin shqiptar në këtë drejtim. Zaten shqiptarët kanë arsye të fuqishëm të qëndrojnë pas këtij pozicioni sepse, siç thekson edhe Naim Frashëri në vjershën e tij, maqedonasit ishin fis ilir (shqiptar).

Maqedonia deri në samitin e Bukureshtit kur ftohen anëtaret e reja për t'u përfshirë në NATO, në dispozicion ka vetëm edhe pak ditë. Orët po kalojnë dhe akoma nuk shihen shenja fleksibiliteti. SHBA-ja ka shprehur vullnetin e tyre të mirë që të inkuadrohen drejtpërdrejt në bisedimet mes Athinës dhe Shkupit. Duke kërkuar nga kreu shtetëror më tepër konstruktivitet, SHBA-së në mënyrë të hapur duan t'i thonë: "ndihmojeni vendin që të mbrohet!". Kush nga inati nuk dëshiron ta kuptojë këtë mesazh atëherë, siç thekson një analist maqedonas (Branko Geroski), "nuk meriton të jetë as kryeministër, as kryetar e, madje, dorën në zemër, as kamerier kafenesh".

## Zëri i shqiptarëve në Maqedoni ende është i papërfillshëm

Problemi tjetër politik i Maqedonisë është problem i vetëprodhuar, sepse ai është lehtë i zgjidhshëm, veçse mungon vullneti i mirë politik. Ç'është më e keqja, problemi që lidhet me pranimin e Pavarësisë së Kosovës dhe që edhe më keq është lidhur me kushtëzime përkitazi me zgjidhjen e vijës së demarkacionit kufitar, ka kaluar në veprime qesharake edhe në bllokun shqiptar. Kjo çështje bile



është personalizuar dhe shërben për qëllime parciale politike. I revoltuar me injorimin e partisë bashkëpjesëmarrëse në qeveri nga institucionet e Kosovës në bisedimet ndërshtetërore, kreu i PDSH-së, Menduh Thaçi, u shpreh se "njohja e pavarësisë së Kosovës do të ndodhë atëherë kur do të dëshirojë partia e tij". Me këtë goditje, pak për inat e pak për t'ia bërë me dije se është faktor Thaçi nga Maqedonia, sikur deshi t'i tregojë Thaçit nga Kosova se veprimi, siç e quajti "naiv" i anashkalimit të tij, nuk është në të mirën e dy shteteve fqinje.

E ndier e ekzaltuar nga ky raport i sapokrijuar, partia tjetër opozitare shqiptare – BDI, vendosi të ndërmarrë një veprim shumë interesant. Komuna e Çairit, në të cilën ajo ka pushtetin lokal, vendosi ta pranojë pavarësinë e Kosovës dhe t'i vejë në dispozicion hapësirën për vendosjen e ambasadës së Kosovës. Ndërkaq Ahmeti dhe Mahmuti dalin herë-herë për ta kërkuar njohjen urgjente të pavarësisë së Kosovës nga ana e Maqedonisë. Edhe pse ftesa e tyre mund të jetë e sinqertë dhe e përzemërt, prapëseprapë është një rast i mirë për të fituar poenë politikë.

Sido që të jetë, zvarritja e njohjes nga pala maqedonase do të vazhdojë të krijojë edhe më tej situata interesante ndër shqiptarët, të cilët, edhe pse nuk i pyet ende askush për çështje madhore shtetërore, shtiren se prapëseprapë mund të bëjnë diçka. Se nuk i pyet kush shqiptarët dëshmuan edhe konsultat e ngushta të kreut shtetëror përkitazi me emrin, ku nuk u ftua asnjë pjesëtar shqiptar.

Mirëpo përpara se të vetëfaktorizohen shqiptarët përpara vetvetes, është mirë që gjithë atë energji ta shfrytëzojnë në faktorizimin e vetes përpara maqedonasve, respektivisht në Maqedoni. Zëri i tyre akoma është i papërfillshëm, prandaj edhe po zvarritet njohja e pavarësisë së Kosovës.

Mirëpo nëse Maqedonia pretendon integrimin në strukturat euroatlantike, atëherë i duhet që sa më parë ta ndjekë shembullin e shteteve që e kanë njohur pavarësinë e Kosovës. Kur të merret ky hap, rrjedhimisht Kosova do të ndihet moralisht e obliguar ta fillojë zgjidhjen e problemit të demarkacionit, ashtu siç është paraparë me planin e Ahtisarit. Nëse fëmijët kanë inate e mburrje bajate, shtetet të paktën nuk duhet të kenë. Prandaj gjërat duhet të rrjedhin ashtu siç është rendi e vendi.

Tekefundit, është në interes të Maqedonisë që në këta grumbuj problemesh ta kenë një problem më pak. E çliruar nga një problem, ndofta do të gjejë fuqi dhe energji për t'u shkarkuar edhe nga problemet e tjera. ■

Mediet dhe politika

# Mediet krijuese



**Gëzim MEKULI**
OSLO

Politikat e UNMIK-ut, (sot EULEX) së bashku me politikat vendore janë duke zhvlerësuar dhe mënjanuar elementet dhe simbolet kombëtare të shqiptarëve. Si shembull mund të ceket murali i punuar enkas për mjedisin e Parlamentit të Kosovës. Dihet se pas vendosjes së saj në mure, vetëm pas pak ditësh u urdhërua nga lart që të hiqet nga muri për shkak të përmbajtjes me karakter kombëtar shqiptar. Edhe ashtu u bë. Me shpejtësi murali u mbulua me pëlhurë të zezë.

Rasti tjetër është ai i përdorimit të simboleve të TMK-së. Dihet se si u shprehen politikat në fuqi për simbolin e ardhshëm të TMK-së. Asaj nuk do t'i lejohet të ketë asnjë shenjë kombëtare shqiptare. Por zezdita më e madhe u tregua me "flamurin e Kosovës"; këtu çdo koment është i tepërt...

## Pse këta shembuj e pse ky shkrim?

Nuk duhet nënçmuar rolin e madh dhe të rëndësishëm të medieve edhe në ndërtimin dhe kultivimin bashkëkohor të kombit. Pashmangshmërisht mediet janë ndërmjetësuese jetike të identitetit kombëtar dhe kulturor. Andaj edhe jo rastësisht sot kemi një tendencë mediatike, ku fusha e kulturës është duke zënë vendin e një komunikimi strategjik, të ashtuquajtur "public diplomacy". Pra, është kjo një mundësi e mirë, që nëpërmjet medieve qeveritë të mirëkomunikojnë me publikun e jashtëm, me qëllim që t'i përkrahin, t'i mbrojnë dhe t'i motivojnë politikat kombëtare.

E, kjo do të thotë se politika e kulturës dhe e medieve nuk ka të bëjë vetëm me artin dhe kulturën, por, gjithashtu, kjo ka të bëjë edhe me ndërmjetësimin e mendimit publik, hulumtimit dhe të debatit shoqëror të një kombi dhe vendi.

Si rrjedhojë e kësaj, shumë shtete përditë e më shumë po zbulojnë se çfarë domethënie ka pjesëmarrja dhe komunikimi ndërkombëtar për zhvillimin e kombit dhe shoqërisë. Në këtë rast do të merrja si shembull peshën e raportit ndërmjet këmbimit kulturor dhe rolin e qeverisë në fushën e kulturës. Pra, vlerësimi dhe analiza se cila "fotografi dhe cili rrëfim" është duke u transportuar dhe në çfarë mënyre "gatuhet" fotografia vendore për opinionin jashtë vendit.

## Qeveria e Kosovës duhet të ketë kujdes në emërimin e përfaqësuesve diplomatikë

Jemi dëshmitarë të kohës se shumica e kombeve, në praktikë, përdorin më tepër energji dhe resurse



# të identitetit të imponuar

për ta prezantuar veten dhe kulturën e tyre jashtë vendit sesa që krijojnë kushte aktive që ta ndërmjetësojnë kulturën e huaj në shtëpi të tyre. E, kjo është arsyeja se pse disa shtete kanë krijuar organe të veçanta dhe të specializuara, të cilat, kohë pas kohe, apo rregullisht, punojnë për ta lëvruar prezantimin e kulturës së huaj për publikun shtëpiak.

Këto organe të veçanta drejtohen më shumë në kombet dhe në vendet e vogla, të cilat nuk disponojnë institucione kulturore jashtë vendit apo në vendet, të cilat, për shkak të rrethanave të ndryshme, kanë "pranuar apo thithur" më shumë impulse kulturore nga jashtë sesa që këto kanë pasur mundësi dhe rast t'i dërgojnë impulset e tyre kulturore jashtë vendit.




Megjithatë, edhe me krijimin e këtyre organeve, fuqia ndikuese e kulturës vendore jashtë vendit është e paligështuar. Kemi, për shembull, "Britisch Council" në Britani të Madhe, "Goetheinstitut" dhe "Institut für Auslandsbeziehungen" dhe shumë institucione të tjera ndërmjetësuese. Përveç të tjerave në SHBA, në Norvegji dhe në Francë janë Ministritë e Punëve të Jashtme, të cilat kanë një funksion operativ në shpërndarjen e kulturës vetanake kombëtare jashtë vendit. Edhe Britania e Madhe përdor veprimtarinë e kulturës së jashtme si një shtyllë strategjike për ta "freskuar fotografinë" e saj jashtë vendit. Ndërsa Gjermania, siç u cek edhe më sipër, shfrytëzon kulturën e saj në veprimtaritë për të drejtat e njeriut dhe demokracinë.



Pra, siç po shihet, politikat kulturore dhe qëllimet e politikës së jashtme nuk qëndrojnë në kundërshtim me njëra-tjetrën. Përkundrazi, këto vetëm sa e përplotësojnë, e përmbushin dhe e përkryejnë njëra-tjetrën.

Arti, kultura, simbolet, arkivi kombëtar, muzeu, arkeologjia dha tradita konsiderohen si interesa qendrore, legjitime kombëtare e pse jo edhe regjionale, të cilat mund të avancohen nëpërmjet politikave të jashtme të kulturës, të ndihmuara me të madhe nga mediet e mira dhe profesionale. Edhe këtu përsëri shtrohet pyetja se në çfarë mënyre mediet dhe politikat kulturore kanë arritur që ta amortizojnë "imperializmin kulturor" në Kosovë? Përsëri shtrohet pyetja e madhe se çfarë strategjie ka ndërtuar Qeveria e Kosovës për transportimin e kulturës, artit dhe letërsisë sonë jashtë Kosovës?

Charland pohon se identiteti është prodhim i retorikës dhe se retorika krijon subjektin politik. Andaj edhe Qeveria e Kosovës duhet të ketë kujdes në emërimin e përfaqësuesve diplomatikë. Kjo Qeveri patjetër duhet të emërojë intelektualë të cilët njohin kodin, shenjat dhe mentalitetin e vendit përkatës, pra studiues të zellshëm të shkencave, e jo aktivistë të lodhur partiakë.

Krijimi i pasqyrës së një kombi në botën moderne është i ndihmuar shumë edhe nga strategjia e politikave kulturore. Kjo kulturë është e mbushur përplot me gojëdhëna, thashetheme mitologjike, libra, gazeta, televizion, radio, internet, prezantime të fotografive, shkolla, festa fetare dhe kombëtare, e që, të gjitha këto, padyshim, nuk janë të rastësishme. Këto formësojnë, krijojnë dhe riprodhojnë historinë kombëtare e shtetërore. Në këtë mënyrë disa ndodhi të veçanta shndërrohen në pika vendimtare historike dhe disa nga këto marrin edhe statusin e miteve.

A nuk e kemi sot, pothuaj kudo në Evropën perëndimore e lindore mitin për Betejën e Kosovës dhe mitin mbi Kosovën si "tokën e shenjtë serbe"?

A nuk ka kjo strategji kulturore edhe qëllime politike? ■

### Historia e re e Kosovës

# Reflektimi i ngjarjeve të vitit 1981

**Në vitin reflektues 1981 shqiptarët nga viset e tyre të robëruara i qartësuan kërkesat e tyre. Ndërkaq, ishte rinia studentore ajo që nisi udhën e lirisë, të cilën e arriti pas tetëmbëdhjetë vjetësh Ushtria Çlirimtare e Kosovës**



Merxhan AVDYLI

Shqiptarët historikisht kanë pasur perceptime të ndryshme për lirinë, madje shpesh edhe paradoksale. Kjo është pasojë e jetës nën robëri.

Mirëpo, fatbardhësisht mbi rëndesën më të madhe historike te shqiptarët e viseve të pushtuara, sidomos te një pjesë e tyre, ka peshuar ndërgjegjja kombëtare për ravijëzimin e lirisë. Kjo vetëdije e ndërtuar ngadalë dhe e sintetizuar ka arritur t'i sublimojë kërkesat për liri, si dhe kërkesat e shqiptarëve për bashkimin e tyre kombëtar.

Përpjekjet për fitoren e lirisë te shqiptarët, kanë qëndruar dhe qëndrojnë në brendinë e frymës skënderbegiane, e cila, në vazhdimësi, e ka mbajtur gjallë bindjen se liria mund të fitohet, poqe se përdoren të gjitha mjetet dhe potencialet me të cilat mund të disponojë një popull liridashës.

Në historinë tonë më të re ka pasur vite që kanë shënuar kthesa historike dhe kanë sublimuar kërkesat politike dhe kombëtare. Por, viti 1981 është viti i cili shquhet nga të tjerët, sepse pikërisht nga aty nisi rrugëtimi në udhën e largët të lirisë.

Historinë tonë kombëtare, paradoksalisht, e ka përshkuar edhe ana e kundërt e kërkesave politike, historike dhe kombëtare të shqiptarëve: ndarja. Që nga periudha e qëndresës skënderbegiane shqiptarët i ka përcjellë ndarja. Edhe në kohën e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, kur ishin qartësuar kërkesat për bashkim, ndërhyri peri i ndarjes, që u legjitimua nga Fuqitë e Mëdha të atëhershme.

Një histori e dhembshme është viti i 13, i shekullit të kaluar, kur, pak pas krijimit të shtetit të pavarur shqiptar, një gjysmështeti, u legjitimua për të satën herë rindarja e trojeve shqiptare. Kjo histori e dhembshme shqiptarët i ka ndjekur edhe gjatë luftërave rajonale dhe të përbotshme, kur me të gjitha përpjekjet për liri dhe bashkim, nuk arritën ta sublimojnë synimin e tyre me shekuj: bashkimin kombëtar.

Por, erdhi sërish në shprehje fryma skënderbegiane e kërkimit të lirisë, erdhi viti i ndarjes së epokës, viti, i cili, si asnjë tjetër, u bë shëmbëlltyrë e kërkesave të shqiptarëve për liri dhe pavarësi: viti 1981, njëri prej viteve më reflektues në zhvillimet e mëvonshme politike në dhe rreth Kosovës. Në vitin reflektues 1981 shqiptarët nga viset e tyre të robëruara, i qartësuan kërkesat e tyre. Ndërkaq, ishte rinia studentore ajo që nisi udhën e lirisë dhe atë e arriti pas tetëmbëdhjetë vjetësh Ushtria Çlirimtare e Kosovës.

Viti 1981, që ka mbetur në kujtesën më të re historike të shqiptarëve, do të duhej qartësuar edhe nga ana zhvillimore e atyre ngjarjeve, ku si pikë nismëse ishte 11 marsi 1981, ditë kjo që shënonte vetëm fillimin e asaj që kishte ndodhur më vonë.

> Shqiptarët janë ende në udhë, kërkesat e tyre ende nuk janë të përmbushura plotësisht, synimet e tyre bashkuese, të gjakuara që nga epoka e lavdishme e Gjergj Kastriotit, të vazhduara me Lidhjen e Prizrenit, me Ditën e Flamurit, me pranverën e tetëdhjetë e njëshit, me Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës - ende kanë mbetur të parealizuara deri në fund.

Para 27 vjetëve reagimet lidhur me këto ngjarje ishin të ndryshme. Populli përkrahte fuqimisht ngjarjet, ndërsa pushtetarët vasalë të Kosovës ato i kishin cilësuar si "armiqësore", bazuar në kualifikimet jugosllave për ato ngjarje. Me gjithë dhunën ndaj atyre ngjarjeve dhe bartësve të tyre, pushteti jugosllav nuk arriti të bëjë asgjë në parandalimin e vazhdimësisë. Përkundrazi, ato u fuqizuan pas disa ditëve, sidomos më 26 mars, 1, 2 e 3 në Prishtinë e në gjithë Kosovën.

Qartësia e kërkesave ishte ajo që tmerronte pushtetarët jugosllavë dhe vasalët e tyre në Prishtinë, kërkesa të cilat sipërfaqësoheshin nëpërmjet parullave që kishin një bosht te parulla "Republikë Kushtetutë, ja me hatër ja me luftë".



## Cila është rëndësia historike e vitit 1981?

Kthesa historike e vitit 1981 me refleksionet e saj arriti të ndërgjegjësojë një pjesë të mirë të shqiptarëve të frustruar dhe të dhënë pas parullave jugosllave për jetë të përbashkët me sllavët e jugut. Në anën tjetër, edhe më pozitive është vazhdimësia e mbajtjes ndez të pishës së lirisë te shqiptarët nga trojet e robëruara.

# Rinia, pikënisje drejt përparimit të përgjithshëm

**Rinia si pjesa më vitale e shoqërisë, paraqet njërin nga resurset kryesore dhe më të vlefshëm të Republikës së Kosovës. Ajo ishte sinonim i qëndresës së përgjithshme të vendit për liri dhe pavarësi dhe flamurtare në kontributin e dhënë për arritjet e idealeve fisnike të këtij populli**



Sead UJKANI

Republika e Kosovës me një popullsi rreth 2 - 2.4 milionë banorë, karakterizohet me popullsi të re, 55% të së cilës e përbëjnë të rinjtë deri në moshën 25-vjeçare. Dominimi i kësaj moshe, shtetit më të ri në botë i jep edhe epitetin e shtetit me popullsi më të re.

Rinia si pjesa më vitale e shoqërisë, paraqet njërin nga resurset kryesore dhe më të vlefshëm të Republikës së Kosovës. Ajo ishte sinonim i qëndresës së përgjithshme të vendit për liri dhe pavarësi dhe flamurtare në kontributin e dhënë për arritjet e idealeve fisnike të këtij populli. Rinia gjithashtu nënkupton bazën përkatësisht pikënisjen për çdo ndryshim pozitiv e progresiv në shoqërinë e një vendi.

Në këtë drejtim duke i marrë parasysh edhe specifikat e tjera të saj, kjo shtresë duhet të jetë epiqendra ku do duhet të jetë i orientuar gjithë kapitali shoqëror i një vendi në mënyrë që të sigurohet një mjedis i mirëfilltë shoqëror për zhvillimin dhe avancimin e saj drejt një rinie të shëndoshë, pararojë e proceseve përparimtare dhe zhvillimore në ardhmërinë e vendit.

## Si të veprohet në të ardhmen

Periudha njëdekadëshe e izolimit të tërësishëm në fund të shekullit të kaluar si dhe ngecjet e shumta në aspektin e avancimit të kësaj shtrese në tranzicionin e pasluftës janë dëshmi e gjallë dhe element i qartë për punën e pashmangshme të cilën duhet bërë dhe rëndësinë që duhet kushtuar rinisë në vitet në vijim.

Problemet aktuale me të cilat ballafaqohet rinia jonë janë evidente, ndërsa inkorporimi i dukurive të shumta negative që çojnë në devijim të sigurt si dhe kriza e papunësisë përkatësisht gjenerimi i ngadaltë i vendeve të reja të punës janë identifikuar problemet kryesore në tërë grumbullin e problemeve që janë karakteristikë e përditshme me të cilat ndeshet rinia jonë.

Angazhimi në drejtim të eliminimit apo zbutjes së këtyre problemeve do të ishte më se i nevojshëm. Kultivimi i vlerave shpirtërore, etike dhe kombëtare si dhe pajisja e të riut me një edukatë të mirëfilltë do të luanin rol të rëndësishëm në ruajtjen e identitetin e të riut nga devijimet dhe deformimet që e cenojnë dinjitetin e tij dhe e dëmtojnë zhvillimin normal të shoqërisë në tërësi.

Reformimi dhe zhvillimi i mëtutjeshëm i sistemit arsimor dhe investimet masive në trajnime profesionale joformale do të ndikonin pozitivisht në zhvillimin e aftësive dhe ngritjen profesionale të të rinjve si dhe avancimin e tyre në aspektin intelektual dhe shkencor.

Natyrisht një proces i tillë duhet të jetë prioritet i gjithë instancave udhëheqëse të vendit, punonjësve arsimorë dhe gjithë atyre që zhvillojnë aktivitetin e tyre me të rinj. Një proces i tillë nuk duhet të nënkuptohet si proces i ndryshimeve revolucionare, mirëpo ky proces duhet të vlerësohet si një proces, bazë e të cilit është puna kontinuale dhe e vendosur për arritjen e këtij qëllimi fisnik. ■



---

Ka pasur në historinë e shqiptarëve edhe periudha të tjera të lavdishme dhe të ndritshme, por asnjëherë sikurse me ngjarjet e vitit 1981, sepse është kjo një periudhë, vazhdimësia e së cilës është kurorëzuar me një sukses: pasi nga 11 marsi 1981 e deri më 12 qershor 1999, për asnjë çast të vetëm nuk ka pushuar rrjedha e këtij revolucioni evolutiv, do ta quanim kushtimisht. Nuk ka pushuar pavarësisht nga gjithë ato shtrëngesa robëruese ndaj shqiptarëve. Rëndësia tjetër historike e ngjarjeve të vitit 1981 është fakti se me këto ngjarje fillon lëkundja e themeleve të shtetit antishqiptar, Jugosllavisë.

Shqiptarët kanë arsye të krenohen me ngjarjet e vitit 1981 edhe për arsyet e zhvillimeve të mëtutjeshme në rajon dhe në Evropë. Ata janë të parët që ia çelën udhën rrëzimit të komunizmit sllav. Ngadhënjimi i mëvonshëm e bën vitin 1981 edhe më të çmueshëm, si rrjedhojë e refleksioneve të tij. I shquan nismëtarët e ngjarjeve të vitit 1981 si vizionarë të pashembullt, si në aspektin ideor, ashtu edhe në atë praktik, si në frymën politike, ashtu edhe në atë kombëtare.

Lidhur me këto refleksione do të duhej t'u referoheshim dy mendimtarëve të shqiptarizmës: Ukshin Hotit, i cili para gati dy dekadash pati deklaruar se Kosova nuk mund të paramendohet si Republikë, dmth si shtet, pa ngjarjet e vitit 1981, si dhe Rexhep Qosjes, i cili konstatonte se viti 1981 shënon Rilindjen e Dytë Kombëtare të shqiptarëve.

Në fund, nuk duhet harruar për asnjë çast: shqiptarët janë ende në udhë, kërkesat e tyre ende nuk janë të përmbushura plotësisht, synimet e tyre bashkuese, të gjakuara që nga epoka e lavdishme e Gjergj Kastriotit, të vazhduara me Lidhjen e Prizrenit, me Ditën e Flamurit, me Pranverën e Tetëdhjetenjëshit, me Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës ende kanë mbetur të parealizuara deri në fund. Poqe se kërkohen esencat e të gjitha këtyre periudhave ardhmëria e përbashkët e shqiptarëve do të jetë e sigurt. ■

# Paqja Studentore organizatë me vizion të qartë



Gëzim QERIMI

Përfaqësimi i studentëve në universitete, është një nga fushatë më të rëndësishme e cila kohëve të fundit është përhapur me të madhe. Nuk gjen gati asnjë universitet, fakultet apo qoftë edhe institucione të tjera që të mos ketë një përfaqësim studentor që zgjidhet nga vetë studentët. Një nga organizatat më të suksesshme studentore në Kosovë, është organizata "Paqja Studentore" e Universitetit të Prishtinës. E themeluar në vitin 2005 me qëllim të përfaqësimit të denjë të interesave të studentëve, kjo organizatë ka arritur që brenda një kohe të shkurtër të jetë zëri i vërtetë i studentëve.

## Historiku i organizatës

Organizata Studentore "Paqja Studentore" është një organizatë joprofitabile e cila është themeluar më 15.09.2005. Kjo organizatë studentore ka karakter jopartiak dhe me aktivitetin e saj nuk anon nga asnjë program i ndonjë partie politike. Qëllimi i formimit të kësaj organizate ishte përfaqësimi i vlerave më të larta humanitare, dhe lidhja e vlerave njerëzore nëpërmjet aktiviteteve kulturore, humanitare dhe sportive te studentët. Po ashtu qëllim i Organizatës "Paqja Studentore" është edhe ngritja dhe zhvillimi i jetës studentore në veçanti si dhe i rinisë në përgjithësi, pastaj avancimin e jetës kulturore, shkencore, stimulimin e studentëve nëpërmjet literaturës si dhe udhëzime për kërkim të diturisë.

Një vend të rëndësishëm kjo organizatë i kushton edhe luftimit të dukurive negative në shoqëri dhe kultivimit të vlerave shpirtërore, etike dhe kombëtare që do të jetë në interes të ruajtjes së familjes dhe shoqërisë.

Organizata synon që të krijojë kushte për veprimtari informative qoftë të shkruar, të dëgjuar apo të shikuar, të ofrojë mundësi të njëjta për të gjithë studentët pa marrë parasysh bindjet politike, religjionin, prejardhjen etnike apo kulturore, gjininë, gjendjen sociale dhe të tjera.

Paqja Studentore në zgjedhjet e vitit 2006 për këshillat dhe për Parlamentin e Studentëve, edhe pse ishte organizata më e re që ishte themeluar në mesin e 37 organizatave të tjera studentore pjesëmarrëse në këto zgjedhje, falë angazhimit dhe punës së palodhshme të strukturave drejtuese, arriti një sukses të jashtëzakonshëm duke u bërë njëra ndër organizatat më serioze në Universitetin e Prishtinës.

Në këto zgjedhje, "Paqja..." radhitet ndër tri organizatat më të fuqishme në Universitetin e Prishtinës.

Ky rezultat i mundësoi Paqes... që ta marrë përsipër formimin e koalicionit studentor, i cili koalicion do t'i drejtonte studentët e UP-së për dy vjet radhazi.

Gjatë periudhës dyvjeçare kjo organizatë u tregua mjaft efektive si në angazhimet e saj në institucionet studentore, në këshillat e studentëve ashtu edhe në Parlamentin e Studentëve duke ngritur zërin fuqishme në të gjitha rastet kur ishte interesi i studentit të Universitetit të Prishtinës.

Aktualisht Paqja Studentore drejton edhe organin suprem të Studentëve, përkatësisht Parlamentin e Studentëve.

Përveç drejtimit të Parlamentit Studentor, Organizata Paqja Studentore u përfaqësua edhe në shumë komisione të ndryshme të UP-së dhe arriti që gjatë periudhës dyvjeçare të përfaqësohet edhe me katër studentë senatorë në senatin e UP-së, i cili është organi më i lartë i Universitetit të Prishtinës.

## Platforma e Paqes Studentore për periudhën 2008-2010

Rezultatet e arritura gjatë dy vjetëve të udhëheqjes me institucionet studentore, e kanë mobilizuar kryesinë e kësaj organizate për ta hartuar një platformë për periudhën 2008-2010 me të cilën do të garojë në zgjedhjet studentore të cilat do të mbahen më 3 prill 2008 për 17 këshillat studentore si dhe për Parlamentin e Studentëve. Në vazhdim po i paraqesim disa nga pikat më të rëndësishme të kësaj platforme.

### Misioni

Bashkimi i të gjitha forcave me qëllim të zhvillimit të kreativitetit dhe autoritetit studentor. Politika e Paqes në këtë rast është inkurajimi i studentëve në kuptimin e rolit të tyre që kanë, të drejtat dhe detyrimet e tyre.

Lehtësimin e aktiviteteve punuese me qëllim të kryerjes së punës në mënyrë sa më efektive. Riformimi i unitetit dhe krenarisë së studentëve në universitet, hapja e mundësive, kooperimi dhe integrimi i të gjitha njësive akademike, koordinimi dhe puna rreth zgjedhjes së tyre, etj.

### Qëllimi

Paqja Studentore është formuar me qëllim të ngritjes dhe avancimit të jetës studentore. Pra, për të qenë ndërmjetësuese, mbështetëse dhe lehtësuese në bashkëpunimin dhe komunikimin me organet e larta të UP-së.

Krijimi dhe mbështetja e projekteve kreative dhe inovative për studentët.

T'i inkurajojë studentët në aktivitete gjatë kohës së studimeve, në të njëjtën kohë të kontribuojë në përmirësimin e relacioneve midis studentëve të UP-së me studentët e vendeve të tjera.

Për t'i arritur këto qëllime, Paqja Studentore nuk do të kufizohet vetëm në anëtarët e saj zyrtarë, por fton që të




jenë pjesëmarrës të gjithë ata studentë që kanë përvojë të suksesshme në drejtimin e komisioneve të ndryshme.

### Strategjia

Paqja studentore është angazhuar dhe do të angazhohet në arritjen e zhvillimit të studentëve në përgjithësi. E gjithë kjo do të arrihet në saje të punës së suksesshme. Punë e suksesshme konsiderojmë se është ajo punë që bëhet në bazë të një strategjie të saktë dhe efektive. Kjo strategji do të ketë parasysh qëllimet e përgjithshme të punës studentore duke mos lënë anash kërkesat e studentëve dhe problemet e tyre, të cilat kërkojnë zgjidhje.

Paqja Studentore do të angazhohet që sa më mirë t'i përfaqësojë problemet dhe shqetësimet e studentëve në përgjithësi. Ajo nuk do të kufizohet vetëm në anëtarët e saj zyrtarë, por do të ftojë që të jenë pjesëmarrës të gjithë ata studentë që kanë përvojë të suksesshme në lidershipin studentor.

Paqja Studentore ka treguar dhe do të vazhdojë të ketë kujdes në mbajtjen e lidhjeve të mirëfillta me organizatat e tjera studentore vendore dhe ato ndërkombëtare. Me rëndësi të posaçme, që vlen të përmendet, do të jetë formësimi i lidhjeve dhe avancimi i bashkëpunimit me Unionin e Studentëve Evropianë (ESU) si dhe anëtarësimin me të drejta të plota në këtë organizatë.

### Aktivitetet e planifikuara gjatë dy vjetëve të ardhshme

**Aktivitetet shkencore** - trajnime, seminare dhe ligjërata; organizimi i tyre do të ketë karakter edukativo-arsimor. Temat të cilat do të trajtohen në këto aktivitete kanë të bëjnë me studentët, jetën e tyre shoqërore, arsimore dhe shkencore.

**Debate dhe tribuna të hapura** - këto aktivitete do t'i karakterizojnë tema të cilat kanë të bëjnë me disiplina shkencore, të cilat janë lëndë studimi nëpër katedra të ndryshme të njësive akademike në UP.

**Manifestime kulturore** - organizimi i manifestimeve të ndryshme kulturore, takime letrare, promovimi i librave të të rinjve, ekspozitave të ndryshme, kuize të diturisë dhe konkurseve të tjera studentore të karakterit artistik dhe shkencor si dhe pjesëve teatrale me karakter edukativ, që janë disa nga projektet që do t'i karakterizojnë këto aktivitete.

**Debate, seminare dhe ligjërata** - vetëdijesimi i opinionit studentor për rolin dhe funksionin shoqëror të tyre, kultivimi i vlerave morale, menaxhimit të projekteve, komunikimit publik, aspektin negativ të alkoolizmit, pirjes së duhanit dhe substancave narkotike (drogave), etj., janë disa nga elementet të cilat do të përfshihen në këto aktivitete.

**Publikimi i revistave dhe broshurave** - këto aktivitete do të kenë karakter edukativo-informativ në lidhje me jetën rinore-studentore, nxitjen e studentëve për pjesëmarrje aktive në mjedisin ku veprojnë dhe qasjen e tyre në shqyrtimin e problemeve aktuale të tyre. Prej projekteve që mëtohen të realizohen në këto aktivitete janë: gazeta dhe revista, broshurat dhe librat periodikë, posteret dhe fletushkat e ndryshme për ndonjë ngjarje në interes të studentëve.

### Aktivitetet sportive dhe rekreative

**Ekskursione dhe kampingje** - si një nga mënyrat më të rëndësishme të punës me studentët për faktin se ata shprehin dëshirë më të madhe për pjesëmarrje në aktivitete të tilla. Forcimi i marrëdhënieve shoqërore, zbulimi i energjive të reja përkatësisht personaliteteve me ide të reja, relaksimi, argëtimi, udhëtimi dhe turizmi janë disa nga qëllimet të cilat mund të arrihen me këto aktivitete.

### Aktivitete të tjera

**Shërbime publike brenda shoqërisë studentore** - fushata të ndryshme për pyllëzimin dhe gjelbërimin e ambienteve universitare si dhe iniciativa të tjera për pastrimin dhe mirëmbajtjen e hapësirës universitare.

**Shërbime publike jashtë shoqërisë studentore** - Fushata për dhënien e gjakut, përkrahje dhe pjesëmarrje aktive në iniciativat e ndryshme, në dobi të përparimit të përgjithshëm shoqëror.

**Tubime dhe protesta** - si një nga mënyrat për ta tërhequr opinionin, për ndonjë çështje të caktuar madhore. Organizimi i tyre do të bëhet në koordinim të plotë dhe me miratimin e instancave zyrtare të rendit.

Të gjitha aktivitetet e lartcekura planifikohen të realizohen në mënyrë të përgjithshme në Qendrën e Studentëve. ■

# Nga Kosova në Amerikë për dialog ndërfetar



Emine A. VEZAJ

Të udhëhequr nga një staf profesional dhe të gatshëm për të kontribuar për paqen universale si në dialogun ndërfetar ashtu edhe atë ndëretnik, por të angazhuar edhe në zgjidhjen e konfliktit të statusit të komplikuar të Kosovës, Departamenti i Shtetit Amerikan së bashku me Organizata ITD organizuan një udhëtim trijavor në Amerikë për studentë të studimeve Islame dhe imamë nga Kosova dhe Maqedonia.

Kjo vizitë në SHBA pati për synim përmirësimin e njohurive të pjesëmarrësve nga Evropa Juglindore për vendin që zë religjioni, e posaçërisht Islami, në jetën amerikane dhe mënyrat se si praktikumi i Islamit funksionon në Shtetet e Bashkuara në kontekstin multi-kulturor dhe multi-religjioz; për t'i zgjeruar informatat dhe vlerësimet e pjesëmarrësve nga Evropa Juglindore për studimet serioze që bëhen në SHBA, posaçërisht për studimin e Islamit; për t'i thelluar njohuritë e studiuesve, klerikëve dhe laikëve amerikanë për vendin që zë Islami në shoqëritë e Evropës Juglindore etj.

Duke pasur parasysh faktorin religjioz që në esencë përmban edhe ruajtjen dhe stabilitetin e gjendjes në mes popujve, në divergjenca të besimit dhe etnicitetit, edhe klerit fetar nga dy vendet e Ballkanit, Kosova dhe Maqedonia, jemi të ftuar për këtë qëllim, pra për ta ruajtur stabilitetin dhe qetësinë në mes besimtarëve të feve dhe etnive të ndryshme që jetojnë në Kosovë dhe Maqedoni.

Vizitat e xhamive dhe kishave, takimi me studentë e nxënës të vendeve të ndryshme si dhe bashkëpunimi i shkëlqyer që ekziston në mes tyre, edhe pse të ndarë nga ana religjioze, ishin pjesë e itinerarit tonë.

Diskutimet me profesorë të ndryshëm nga kolegji Amherst, rreth "ndarjes së kishës nga shteti", kanë qenë të përqendruara edhe rreth Islamit në Amerikë, se si Islami studiohet dhe bashkëjeton edhe me besimet e tjera që janë të shumta në këtë vend.

Kënaqësi të veçantë ka paraqitur edhe takimi me presidentin dhe dekanin e Kolegjit fetar Hartford. Në këtë universitet ndoqëm me interes të jashtëzakonshëm ligjëratën rreth Marrëdhënieve Ndërkombëtare, si dhe Marrëdhënieve Abrahamike, pastaj informacionet rreth Shoqërisë Islamike në Amerikën Veriore, si dhe marrëdhëniet krishtere-myslimane.

Qëndrimi në Boston, njohja me burimet për Studime Islame në Universitetin e Harvardit, si ekspozitat me foto historike, histori etj..., të bëra nga specialistë për Islamin të Lindjes së Mesme, falja e namazit të xhumasë si dhe diskutime me imamin e shoqërisë Islamike në New England, e bënë edhe më atraktiv këtë udhëtim.

Diskutimi rreth "Identifikimit të problematikave në shoqërinë Islame në Kosovë dhe Maqedoni", si dhe njohja e studentëve amerikanë me "Perandorinë Osmane në Ballkan", pastaj vizita në New Haven përbënin një mrekulli të madhe.

Krahas ndjesisë së papërshkruar të asaj që përjetuam ne, do të doja të sjell për lexuesit edhe disa detaje interesante si: vizita në universitetin me famë të madhe University of Yale, si dhe falja e namazit të xhumasë në xhaminë e Nju Jork-ut.

Në Çikago diskutimi do të përqendrohet në temën se sa është përkrahja e minoriteteve myslimane në SHBA, "Përpjekjet ndërfetare për të rinjtë", një intervistë në një radio islame e me radhë.

Uashingtoni është caku i fundit i këtij udhëtimi. Takimi me zyrtarë të Departamentit të Shtetit të SHBA-së si dhe vizita në Muzetë Smithsonian, përmbyllën këtë takim të rëndësishëm për nga karakteri dhe në ndjesi të paparë gati pothuajse për secilin prej nesh, që gjithherë kishim ëndërruar ta shohim vendin më të fuqishëm në botë - Amerikën. ■



### Reflektime ndërkombëtare për Kosovën

# E gjithë bota me sy kah Kosova

**Demir RESHITI**

Paralajmërimet për shpalljen e pavarësisë së Kosovës, akti i shpalljes më 17 shkurt si dhe njohja nga shtete të ndryshme të pavarësisë së Kosovës, kanë bërë që e gjithë bota t'i drejtojë sytë kah Kosova.


BE

Gjatë këtij muaji Kosova ka qenë dy herë në agjendën e Këshillit të Sigurimit të OKB-së, e gjithashtu edhe në agjendën e këshillit të ministrave të BE-së. Ky i fundit ka vendosur që të dërgojë në Kosovë një mision i cili do ta zëvendësojë UNMIK-un. Ky mision i njohur me emrin EULEX, do t'i ketë rreth 1 800 persona, shumica policë dhe ekspertë juridikë.

Kosova ka qenë temë diskutimi edhe në takimet e shefave të diplomacive të vendeve anëtare të NATO-s si dhe pothuajse në të gjitha takimet e udhëheqësve më të lartë shtetërorë të vendeve perëndimore. Muaji shkurt është karakterizuar edhe me njohjen e shtetit të Kosovës nga ana e 25 vendeve të botës...

Në vazhdim po e paraqesim një kronologji të ngjarjeve dhe deklaratave më të rëndësishme lidhur me Kosovën gjatë muajit shkurt 2008.

**(*1 shkurt*) BE finalizon përgatitjet për dërgimin e misionit në Kosovë**

***Bruksel*** - Ambasadorët e BE-së në një takim të mbyllur në Bruksel i kanë finalizuar përgatitjet për dërgimin e misionit në Kosovë. Një diplomat i ka thënë agjencisë "Reuters" se kryeqytetet e 27 vendeve të BE-së do të njoftohen që ta miratojnë operacionin, i cili pritet të jetë një formalitet. Njoftohet se misioni do ta mbajë emrin EULEX dhe do t'i ketë rreth 1 800 persona, shumica policë dhe ekspertë juridikë.

**(*4 shkurt*) Kosachev: Rusia do ta bllokojë hyrjen e Kosovës në OKB**

***Moskë*** - "Rusia duhet t'i shfrytëzojë të gjitha mundësitë në dispozicion për ta bllokuar hyrjen e Kosovës në Kombet e Bashkuara si shtet i pavarur. Sa i përket OSBE-së, atje vendoset me konsensus, që don të thotë se Rusia mund ta bllokojë edhe hyrjen e Kosovës në OSBE", ka deklaruar kryetari i komitetit për çështje ndërkombëtare në Dhomën e Ulët të Parlamentit rus Konstantin Kosachev.

**(*5 shkurt*) Poettering: Kosova pashmangshëm do të bëhet e pavarur**


Hans-Gert Poettering

***Tokio*** - "Kosova pashmangshëm do të bëhet e pavarur dhe ky zhvillim është problem i madh për Serbinë", ka deklaruar kryetari i Parlamentit Evropian, Hans-Gert Poettering gjatë vizitës së ligjvënësve evropianë në Japoni.

**(*6 shkurt*) Cishov: BE-ja nuk ka mbështetje në ligjin ndërkombëtar që ta dërgojë mision policor në Kosovë**

***Bruksel*** - Rusia i ka tërhequr vërejtjen Bashkimit Evropian dhe NATO-s se prania e tyre në Kosovë do të ishte e paligjshme nëse mbështesnin Kosovën e pavarur. Ambasadori rus në BE, Vladimir Cishov, ka thënë se Brukseli nuk ka mbështetje në ligjin ndërkombëtar që ta dërgojë mision policor në Kosovë. Një hap i tillë, sipas Cizhov, kërkon mandatin e Kombeve të Bashkuara.

**(*8 shkurt*) Scheffer: NATO-ja dhe Rusia kanë mospajtime për disa çështje, përfshirë edhe Kosovën**

*Vilnius* - Sekretari i përgjithshëm i NATO-s, Jaap de Hoop Scheffer, ka thënë se NATO-ja dhe Rusia kanë mospajtime për disa çështje, përfshirë edhe Kosovën. Për këtë arsye ekziston Këshilli NATO-Rusi, për të debatuar dhe për të provuar për të gjetur terren të përbashkët, ka thënë Scheffer gjatë një takimi të Këshillit NATO-Rusi në Vilnius.

**(*12 shkurt*) Kouchner: BE me qëndrim të përbashkët për Kosovën**

***Nju Jork*** - Shefi i diplomacisë franceze, Bernard Kouchner, gjatë një ceremonie ushtarake në Madrid, ka kërkuar që Bashkimi Evropian të marrë qëndrim të përbashkët nëse do ta njohë Kosovën, nëse ajo e shpall Deklaratën e Pavarësisë.

**(*14 shkurt*) Putin: Pavarësia e Kosovës, e pamoralshme**

***Moskë*** - "Ne mendojmë se mbështetja për shpalljen e njëanshme të pavarësisë së Kosovës do të ishte e pamoralshme dhe e paligjshme. Integriteti territorial i shteteve është i mishëruar në parimet


Bernard Kouchner

themelore të ligjit ndërkombëtar", ka thënë presidenti i Rusisë Vladimir Putin në konferencën e fundit vjetore për shtyp.

**(*16 shkurt*) BE miraton vendimin për misionin në Kosovë**

***Bruksel*** - Bashkimi Evropian ka miratuar vendimin për dërgimin e misionit në Kosovë. Vendimi është miratuar në mesnatë, pasi që asnjë nga 27 vendet anëtare të BE-së nuk e kanë kundërshtuar planin operacional, kanë bërë të ditur burimet diplomatike në Bruksel.

Misioni do t'i ketë rreth dy mijë pjesëtarë, do të quhet EULEX, dhe do ta zëvendësojë UNMIK-un. Burimet diplomatike në Bruksel kanë thënë se misioni është miratuar sipas të ashtuquajturës "procedurë e heshtur".

**(*17 shkurt*) Wolf: Pavarësia në harmoni me planin Ahtisaari**

*Nju Jork* - Këshilli i Sigurimit i OKB-së është mbledhur me ftesën e Rusisë në një takim të jashtëzakonshëm pas shpalljes së Deklaratës së Pavarësisë së Kosovës. Takimi ka zgjatur shumë shkurt dhe pas tij, sekretari i përgjithshëm, Ban Ki Moon, nuk ka bërë asnjë koment.

Zv/ambasadori amerikan në OKB, Alejandro Wolf, u ka thënë gazetarëve se SHBA-ja është e kënaqur, sepse ajo që ka ndodhur në Kosovë është zbatim i planit të Ahtisaarit. Ndërkaq, ambasadori rus në Kombet e Bashkuara, Vitali Churkin, ka thënë se Moska është "shumë e shqetësuar" për përpjekjet e Kosovës për njohje ndërkombëtare si shtet i pavarur.


Alejandro Wolf

**(*18 shkurt*) Tetë shtete e njohin pavarësinë e Kosovës**

Një ditë pas shpalljes së pavarësisë, Kosovën e kanë njohur zyrtarisht tetë shtete: Afganistani, SHBA-ja, Britania e Madhe, Shqipëria, Belgjika, Franca, Turqia dhe Kosta Rika.

"Shtetet e Bashkuara sot njohin Kosovën si shtet sovran dhe të pavarur. Ne i dërgojmë urimet tona popullit të Kosovës me këtë rast historik", është thënë në deklaratën e sekretares amerikane të shtetit Condoleezza Rice.

"Republika e Turqisë mirëpret përmbajtjen e Deklaratës së Pavarësisë të miratuar nga Kuvendi i Kosovës dhe ka vendosur ta njohë republikën e Kosovës", është thënë në deklaratën e ministrit të Jashtëm të Turqisë, Ali Babaxhani.

"Franca e njeh Kosovën si shtet të lirë dhe të pavarur", i ka shkruar presidenti francez Nicholas Sarkozy homologut të tij të Kosovës, Fatmir Sejdiu.

"Në përputhje me Kartën e Kombeve të Bashkuara, të drejtën për vetëvendosje dhe zgjedhjet demokratike të 3 nëntorit 2007 Afganistani njeh shtetin e Kosovës", ka deklaruar për radion Evropa e Lirë, zëdhënësi i Ministrisë së Jashtme të këtij shteti, Sultan Ahmand Bahin.



George Bush

*Pekin* - "Hapi i njëanshëm i ndërmarrë nga Kosova do të ketë një numër pasojash. Kina është thellësisht e shqetësuar për ndikimin negativ në paqen dhe stabilitetin në rajonin e Ballkanit", ka thënë zëdhënësi i Ministrisë së Jashtme të Kinës.

**(*19 shkurt*) Australia, Lituania, Senegali dhe Tajvani njohin pavarësinë e Kosovës**

Në ditën e dytë të shpalljes së pavarësisë, republikën e Kosovës e kanë njohur edhe katër shtete të tjera: Australia, Letonia, Senegali dhe Tajvani.

Ministri i Jashtëm i Tajvanit, James Huang, ka thënë se e drejta për vetëvendosje "është një e drejtë e shenjtë", e theksuar dhe në Kartën e Kombeve të Bashkuara.

**KS sërish debatoi për Kosovën**

*Nju Jork* - Këshilli i Sigurimit i OKB-së ka diskutuar përsëri për Kosovën. Raportohet se prapë janë paraqitur dallime të mëdha lidhur me shpalljen e Deklaratës së Pavarësisë nga Kosova. Ambasadori italian në Kombet e Bashkuara, Marcelo Spatafora, ka thënë se nën kushtet unike që u zhvillua në Kosovë, plani i Ahtisaarit për pavarësi të mbikëqyrur ishte i vetmi opsion i mundshëm.


Mikhail Kamynin

**Bush: Kemi punuar për së afërmi me rusët për pavarësinë e Kosovës**

***Dar Es Salam*** - "Ne kemi punuar për së afërmi me rusët, siç kemi punuar edhe me evropianët dhe vendet e tjera për pavarësinë e Kosovës, sepse besojmë se kjo është një gjë e drejtë. Ka mospajtime, por ne dhe shumë vende të tjera besojmë se ky veprim është i drejtë dhe sjell paqe në Ballkan", u ka thënë Bush gazetarëve, në Dar Es Salam të Tanzanisë.

**(*20 shkurt*) Austria, Gjermania, Letonia, Malajzia dhe Norvegjia njohin shtetin e Kosovës**

"Qeveria e Gjermanisë sot u pajtua për njohjen e Republikës së Kosovës sipas të drejtës ndërkombëtare dhe për fillimin e marrëdhënieve diplomatike", ka thënë zëdhënësi i Qeverisë, Urlich Wilhelm.

"I rekomandova Qeverisë që t'i ndërmarrë hapat e domosdoshëm për njohjen e Kosovës", ka thënë ministrja e Jashtme e Austrisë, Ursula Plassnik, në një kumtesë.

"Sipas ligjit austriak, Qeveria i propozon presidentit që Qeverisë së Kosovës t'i dërgohet letra e njohjes", është thënë në njoftim.

**Kamynin: Misioni i BE-së, ilegal**

Moskë - Vendosja e misionit të Bashkimit Evropian në Kosovë nuk ka baza legale dhe është në kundërthënie me

rezolutat kryesore të Kombeve të Bashkuara, ka thënë zëdhënësi i Ministrisë së Jashtme të Rusisë, Mikhail Kamynin.

**(*21 shkurt*) Danimarka, Estonia, Italia dhe Luksemburgu pranojnë Kosovën shtet**



Zalmay Khalilzad

Në ditën e katërt pas shpalljes së pavarësisë, shtetin e Kosovës e kanë njohur Danimarka, Estonia, Italia dhe Luksemburgu.

Italia ka njohur pavarësinë e Republikës së Kosovës, ka bërë të ditur Qeveria në Romë. Vendimi është miratuar gjatë takimit qeveritar të kryesuar nga kryeministri Romano Prodi.

"Italia i bashkohet shumicës së vendeve evropiane rreth kësaj çështjeje delikate politike", ka deklaruar Romano Prodi.

"Ne jemi të gëzuar se deklarimi i pavarësisë nga Kuvendi i Kosovës thekson faktin se Kosova është e gatshme ta ndjekë Planin Ahtisaari, afatet kohore që e shoqërojnë këtë plan si dhe mbrojtjen e pakicave dhe qendrave të tyre kulturore e historike", ka thënë shefi i diplomacisë estoneze Urmas Paet.

**(*22 shkurt*) Rusia kërcënon me forcë rreth Kosovës**

***Moskë*** - Rusia mund ta përdorë forcën nëse NATO-ja ose Bashkimi Evropian i sfidon Kombet e Bashkuara rreth Kosovës, ka deklaruar deklaroi i dërguari rus në NATO, Dimitri Rogozin.

**(*23 shkurt*) Peruja njeh pavarësinë e Kosovës**

Peruja është shteti i 23-të që ka njohur pavarësinë e Kosovës.

***Khalilzad*: Rusia më realiste për Kosovën**

***Nju Jork*** - Komentet e ashpra nga Rusia, të cilat mbështetësit perëndimorë të pavarësisë së Kosovës i akuzojnë për sulmet e turmës ndaj ambasadave të Perëndimit në Beograd, janë në mospërputhje me qëndrimin e Moskës mbi këtë çështje në OKB, ka thënë ambasadori amerikan, Zalmay Khalilzad.

**(*24 shkurt*) Polonia njeh zyrtarisht shtetin e pavarur të Kosovës**

Njohja e shtetit të Kosovës nga ana e Polonisë lidhet me numrin 24. Polonia është shteti i 24-t me radhë që e njeh pavarësinë e Kosovës dhe njohjen e ka bërë më datën 24 shkurt!

**Fico: Sllovakia kundër pavarësisë së Kosovës**

***Bratisllavë*** - Kryeministri i Sllovakisë, Robert Fico, ka paralajmëruar se vendi tij ndoshta kurrë nuk do ta pranojë pavarësinë e Kosovës. Shpallja e njëanshme e pavarësisë së Kosovës është thyerje e ligjit ndërkombëtar dhe përderisa mbetet kjo situatë, Sllovakia nuk do ta njohë shtetin e Kosovës, ka thënë Fico.



Yves de Kermabon

**(*25 shkurt*) BE, NATO: Do t'i rezistojmë ndarjes etnike**

"KFOR-i do të qëndrojë në Kosovë. KFOR-i ka për detyrë ta sigurojë Kosovën dhe t'i mbrojë gjithë qytetarët, pavarësisht ku jetojnë, ka për detyrë t'i mbrojë si pakicën dhe shumicën", ka thënë kreu i NATO-s, Jaap De Hoop Scheffer.

Zyrtarë nga NATO-ja dhe Bashkimi Evropian kanë diskutuar në Bruksel për bashkëpunimin e dy organizatave në Kosovë.

**(*26 shkurt*) Kermabon: Kosova është e pandashme**

***Bruksel*** - "Komuniteti ndërkombëtar ka ripërsëritur se Kosova është e pandashme", i ka thënë Agjencisë Frans Pres në Bruksel, shefi i misionit policor të Bashkimit Evropian në Kosovë, Yves de Kermabon.

**(*27 shkurt*) Zvicra njohu Kosovën**

***Bernë*** - Zvicra e ka njohur Kosovën si shtet i pavarur dhe ka njoftuar se së shpejti do të vendosë lidhje diplomatike dhe konsulare.

Këshilli Federal i Zvicrës e ka mirëpritur "përkushtimin e qartë" të autoriteteve të Kosovës për respektimin e të drejtave të pakicave, dhe për mbikëqyrjen e pavarësisë nga prania civile dhe ushtarake ndërkombëtare, ka thënë presidenti Pascal Couchepin.

**(*28 shkurt*) Austria e pranoi shtetin e Kosovës**

Austria ka njohur pavarësinë e Kosovës. Presidenti austriak, Heinz Ficher, ka autorizuar vendosjen e marrëdhënieve diplomatike mes dy vendeve.

**Bush i mbron kufijtë e Kosovës**

***Uashington*** - Presidenti amerikan George Bush ka përsëritur mbështetjen për pavarësinë e mbikëqyrur të Kosovës dhe kufijtë aktualë të saj. Këto komente Bush i ka bërë në Shtëpinë e Bardhë, pas takimit me kryeministrin e Çekisë, Topolanek.

**(*29 shkurt*) Edhe Irlanda përkrah pavarësinë e Kosovës**



Austria

Irlanda e ka njohur pavarësinë e Kosovës, duke argumentuar se lufta e kaluar e ka bërë të "paimagjinueshme" mbetjen e Kosovës në Serbi.

"E di se pavarësia e Kosovës është e dhimbshme për Serbinë dhe vështirë të pranohet. Por, dëshiroj të theksoj se njohja e Kosovës nuk paraqet akt armiqësie ndaj Serbisë", ka thënë shefi i diplomacisë së këtij vendi, Dermot Ahern. ■



# Përfaqësuese e vlerave të larta

Organizata "Paqja Studentore" e Universitetit të Prishtinës që ndryshe njihet me shkurtesen PS-UP, është formuar që t'i përfaqësojë studentët në universitet. Me tri vitet e saj që është formuar ka treguar dhe dëshmuar për cilësinë dhe profesionalizmin organizativ. Në vijim do t'i paraqesim disa nga aktivitetet e shumta që i ka mbajtur kjo organizatë, si në sferën e arsimit brenda universitetit ashtu edhe aktivitetet kulturore e zbavitëse.



Disa anëtarë të organizatës "Paqja Studentore", pjesëmarrës në konferencën 4 ditore të organizuar nga Federata Universale e Paqes që u mbajt në hotelin Grand në Prishtinë prej 14 - 17 dhjetor 2006. Anëtarët e Paqes Studentore që morën pjesë në këtë konferencë janë (nga e majta, në këmbë): Shkelzen Nuza, Valon Veliu, Gezim Qerimi, Artan Spahiu dhe Osman Gashi.






Pamje nga mbajtja e kuvendit zgjedhor të degës së Paqes Studentore në Fakultetin e Inxhinierisë Elektrike dhe Kompjuterike



Pamje nga organizimi i orës letrare në Fakultetin e Filologjisë, i cili kishte karakter garues, ku kishte mysafir dhe studentë të shumtë, e ndër ta edhe Prof. Dr. Agim Vinca dhe këngëtari Mentor Mripa



Pamje e anëtarëve pjesëmarrës në konferencën e ESU (Unioni Evropian i Studentëve), ku morën pjesë edhe dy anëtarë të Paqes Studentore. Konferenca u mbajt në Berlin të Gjermanisë.



Pamje nga një ndër aktivitetet e shumta sportive që ka organizuar Paqja Studentore.



Ligjëruesit të cilët kanë ligjëruar në organizimin e tribunës Reformat dhe implementimi i Deklaratës së Bolonjës. Ligjërues kanë qenë (nga e djathta): Prof. Dr. Ferdije Zhushi, prorektori Prof. Dr. Luan Ahma dhe Shkelzen Nuza - kryetar i Paqes Studentore.




Pjesë e aktivitetit të Paqes Studentore është edhe web faqja zyrtare, e cila ka materiale dhe informacione tjera për të interesuarit. Vizitoni këtë web faqe: www.paqjastudentore.org

Përgatiti:
**Osman D. GASHI**

# Njohja ndërkombëtare e shteteve

**Nuk ekzistojnë parime apo kritere të qarta të cilat duhet t'i plotësojë një shtet për t'u njohur! Në të vërtetë vihet madje në dilemë "nëse është qenësore që një shtet të njihet për t'u quajtur shtet" apo kjo është vetëm çështje pagëzimi...**



**Arben MUHAMETI**

Çështja e njohjes së shteteve ka filluar të shtrohet si problematikë që nga koha e krijimit të shteteve si formacione shoqërore politike. Edhe në atë kohë shtroheshin nevojat dhe dilemat e pranimit si fakt të ekzistimit të një shteti. Deri në kohën tonë, çështja e njohjes është mjaft e paqartë, komplekse dhe problematike.

Nuk ekzistojnë parime apo kritere të qarta të cilat duhet t'i plotësojë një shtet për t'u njohur! Në të vërtetë vihet madje në dilemë "nëse është qenësore që një shtet të njihet për t'u quajtur shtet" apo kjo është vetëm çështje pagëzimi...

E drejta ndërkombëtare niset nga ajo se krijimi i shteteve të reja është çështje faktike e jo juridike, prandaj merret se shteti i ri me paraqitje, bëhet subjekt i së drejtës ndërkombëtare. Në këtë mënyrë shtetet janë para një fakti të kryer, por çështja është nëse duan ta njohin apo jo?!

Dinamika e zhvillimit të gjithmbarshëm të njerëzimit, përfshirë këtu edhe marrëdhëniet ndërkombëtare-diplomatike, nevoja e domosdoshme e bashkëpunimit në mes shteteve, e një varg faktorësh të tjerë kanë bërë të zakonshme që shtetet ta pranojnë shtetin e ri të porsakrijuar. Këtë në radhë të parë e bëjnë shtetet që kanë ndonjë interes të theksuar, ato që gjenden në fqinjësi me etnitetin e ri, shtetet që kanë diskonim miqësor ndaj shtetit të ri, etj.

Ndërkaq shtete e tjera, ato që kanë një qëndrim dyshues, mendojnë se e njëjta situatë mund t'u paraqitet në territorin e tyre, janë të shantazhuara apo të joshura nga fuqi, shtete, institucione apo organizata të ndryshme; pastaj se janë larg me territor dhe nuk i lidh asgjë me entitetin e porsakrijuar. Këta janë disa nga faktorët që i shtyjnë të hezitojnë këtë grup shtetesh.

## Disa raste interesante të njohjes së shteteve

A është e domosdoshme njohja, a përbën element të shtetformimit, a ndihmon njohja që entiteti të bëhet subjekt ndërkombëtar, a është njohja vetëm formalitet apo të themi një lloj "pagëzimi"?!

Këto janë diskutimet dhe dilemat më të shpeshta që hasen në përgjithësi në literaturën shkencore. Në këtë rast janë krijuar kryesisht dy teori: Teoria konstitutive dhe teoria deklarative.

Në praktikë kemi disa raste interesante se si është bërë njohja:

Polonia dhe Çekosllovakia, gjatë Luftës së Dytë Botërore, kanë qenë të pranuara nga Franca, Anglia dhe SHBA-ja edhe para se të ekzistojnë si shtete të pavarura.

Raste të tjerë janë ai i Shqipërisë dhe Izraelit. Izraeli ishte njohur si shtet nga SHBA-ja në të njëjtën ditë kur është shpallur Deklarata e Pavarësisë së shtetit hebraik. Një rast i paparë deri atëherë! Ndërkaq, për Shqipërinë u përdoren standarde të tjera, u vunë disa kushte dhe nuk u njoh për një kohë të gjatë.

Në fakt njohja na del se është më shumë një akt politik dhe në shumicën e rasteve është çështje e vlerësimit arbitrar dhe të padrejtë. Absolutisht nuk ka kritere që respektohen, përkundrazi nga praktika shohim standarde të dyfishta dhe të dyshimta. Sidoqoftë, njohja padyshim është e rëndësishme për jetën e çdo shteti, madje është element qenësor që perfeksionon sovranitetin.

**Teoria konstitutive** niset nga qëndrimi se shteti, me faktin se është krijuar, ai ende nuk është anëtar i Bashkësisë Ndërkombëtare. Sipas kësaj teorie, shteti krijohet me aktin e njohjes. Elementet e mëparshme esenciale përfaqësojnë vetëm fakte të thjeshta, sipas kësaj teorie.

Koncepti konstitutiv i njohjes së shteteve që përfaqëson më për së afërmi mendimin e kësaj shkolle është përmbledhur nga Openheimi ("Shteti është dhe arrin që të bëhet person ndërkombëtar vetëm nëpërmjet njohjes dhe ekskluzivisht nëpërmjet saj").

Sipas **teorisë deklarative** shteti i ri para njohjes i fiton të drejtat poqe se i plotëson kriteret e parapara nga e drejta ndërkombëtare. Sipas kësaj teorie, "shteti nuk krijohet me njohje, por me këtë akt vetëm konstatohet se është krijuar".

Kjo teori është pranuar gjerësisht gjatë shekullit XX dhe ka arritur që të jetë edhe qëndrim i Institutit të së Drejtës Ndërkombëtare dhe parim i akteve juridike të rëndësishme të Organizatave të ndryshme botërore. Është një teori mjaft





liberale, e arsyeshme dhe progresive. Në përgjithësi teoria mbron idenë se shteti mund të ekzistojë edhe pa qenë i njohur.

## Disa prej llojeve të njohjes që përmenden në të drejtën ndërkombëtare

**Njohja de jure** është njohje e përhershme dhe e plotë, i përfshin të gjitha marrëdhëniet me shtetin e ri. Ajo ka vlerë retroaktive - jepet shprehimisht nëpërmes të një akti formal.

**Njohja de facto** ekziston kur një shtet, i shtyrë nga arsyet politike ose për shkak të paqartësisë, frikësohet nga njohja e shtetit dhe për këtë e shtyn njohjen e plotë, por njëkohësisht konsideron të nevojshme të vendosë disa marrëdhënie më të, por pa i paraprirë këtij akti mbi njohjen. Ky lloj i paraprinë njohjes de jure dhe përdoret në rastet kur autoritetet ende nuk kanë stabilitet të mjaftueshëm. Ekzistojnë tendenca të hapura që të eliminohet dallimi midis njohjes de jure dhe de facto. Si arsyetim për këtë jepet argumenti se njohja de facto ka përfaqësuar më së shpeshti hyrje në pazarllëqe politike dhe si e tillë ka penguar çlirimin dhe krijimin e shteteve të reja të pavarura.






Njohja mund të jepet **shprehimisht** ose **heshtazi**. E para jepet me një akt të njëanshëm - me telegram, deklaratë të shefit të shtetit, me notë diplomatike ose traktat ndërkombëtar.

Njohja heshtazi jepet me akt që nuk i përket grupit të parë, por edhe nuk lë dyshim mbi qëllimin që të bëhet njohja, p.sh pjesëmarrja e delegacionit zyrtar të një shteti me solemnitete me rastin e fitimit të pavarësisë.

Njohja e shteteve të reja mund të bëhet individualisht ose kolektivisht. Njohja individuale buron nga qeveritë ose organet e ngarkuara dhe jepet me akt të njëanshëm.

Njohja kolektive bëhet në konferenca, kongrese ose në organizata ndërkombëtare, me rezoluta me të cilën organizata ndërkombëtare vendos për krijimin e shtetit të ri, ose me procedurën e pranimit.

Është interesant të theksohet se në këtë formë janë njohur Rumania, Serbia dhe Mali i Zi në Kongresin e Berlinit, ndërsa Shqipëria në Konferencën e Ambasadorëve në Londër (1913). Pastaj Izraeli ishte krijuar me Rezolutë të Kombeve të Bashkuara. Pranimi në organizatën ndërkombëtare, si p.sh në Kombet e Bashkuara, është lloj i njohjes kolektive.

## Njohja sipas kartës së OKB-së

Nëse shikojmë mundësinë e aktit të njohjes nga ana e OKB-së atëherë duhet t'i referohemi nenit 4 të Kartës që ka të bëjë me kushtet e pranimit. Disa autorë janë përpjekur ta bëjnë analogjinë në mes kushteve të pranimit dhe kushteve që i duhen një shteti për t'u njohur. Mirëpo, ka pasur debate pro dhe kundër të drejtës së OKB-së për njohje kolektive ose, më saktë, rreth asaj sa ka rëndësi pranimi i një shteti nga OKB-ja. Praktika e deritanishme na jep të kuptojmë se ka pasur shtete, të cilat janë pranuar në Kombe të Bashkuara edhe pa qenë të pavarura, dhe nga ana tjetër ka pasur shtete të njohura nga shumë shtete, por që nuk janë pranuar në Kombe të Bashkuara. Si shembull mund ta përmendim rastin e Filipineve dhe Indisë, të cilat u bënë anëtare të OKB-së para se të ishin të pavarura, pastaj rasti i Libanit dhe Sirisë, Najrobit, rasti i Zvicrës, Vatikanit, Monakos e një varg rastesh të tjera që vërtetojnë këtë çështje komplekse.

Duhet theksuar se pranimi në OKB është një moment i rëndësishëm, por që nuk përben element të shtetformimit. Edhe njohja kolektive duhet të diskutohet, sepse edhe në atë rast ka shtete që votojnë kundër ose abstenojnë, atëherë logjikisht i bie se këto shtete nuk do ta njohin edhe më tej shtetin përkatës.

Për ta kristalizuar edhe më tej çështjen e njohjes ekzistojnë kriteret e shtetformimit, si burime që në fakt do të duhej të kishin parasysh shtetet për t'i hequr dilemat e njohjes. Këto janë kritere tradicionale (Popullata e përhershme, territori i definuar, pushteti sovran, kapaciteti për të hyrë në marrëdhënie me jashtë) gjerësisht të njohura sipas Konventës së Montevidesos (1937).

Përveç këtyre kritereve tradicionale, kemi edhe kriteret shtesë për njohje që përditë e më shumë po u kushtohen rëndësi nga teoricienë dhe institucione vendimmarrëse ndërkombëtare.

Në këto kritere shtesë mund t'i përmendim të drejtat e njeriut, të drejtat e pakicave kombëtare dhe qeverinë demokratike etj., të cilat po bëhen të patjetërsueshme dhe po marrin një rendësi të jashtëzakonshme. Për shembull, kërkesa për një qeveri demokratike legjitime është fraza që më së shpeshti përdoret nga komuniteti ndërkombëtar dhe insistohet vazhdimisht në këtë kërkesë, sikur që edhe përdoret si pretekst për ndërprerje të marrëdhënieve ndërshtetërore, mosnjohje apo edhe si pretekst për luftë. Të njëjtën rëndësi po e merr edhe mbrojtja e pakicave në çdo shtet.

Vazhdimisht ushtrohet trysni që këto "ekstra kushte" të plotësohen dhe respektohen.

Në fund mund ta nxjerrim përfundimin se njohja padyshim është një moment shumë i rëndësishëm në jetën e çdo shteti, e lehtëson rrugën e rritjes dhe zhvillimit të tij, e mbështet, e "përkëdhel" dhe i jep kurajë të ecë me këmbët e veta në terrenin e rrëshqitshëm ndërkombëtar. ■

### Histori Islame (16)

# Vërtetësia e letrave

**Viti i shtatë sipas Hixhretit ose viti 628, ishte viti kur Muhammedi s.a.v.s. filloi t'u shkruajë mbretërve. Po në këtë vit ishte vrarë perandori i Persisë Dastagerdi. Historia bizantine nuk tregon se kush e vrau atë, por Muhammedi s.a.v.s. i tregoi të deleguarve të mbretit të Jemenit. Pikërisht mbrëmë djali tij e vrau babanë u tha atyre, prandaj preferoi që ata të ktheheshin pa Muhammedin. Sikur të mos ishte e vërtetë kjo mrekulli e Muhammedit, Bazani nuk do ta pranonte Islamin**



**Muhamed JUSUFI -KAJOLLI**

Nuk ka dyshim se Muhammedi s.a.v.s. i kishte dërguar letrat mbretërve dhe perandorëve të kohës. Këtë e vërteton historia islame me argumente faktike. Është për të ardhur keq se bota krishtere vetëm gjërat që nuk e rëndojnë i beson, ndërsa të gjitha ato ngjarje në të cilat ka dorë të drejtpërdrejtë në to është injoruese. "Kjo nuk donte të thoshte se kërkonte ndonjë ëndërr për nënshtrimin e botës, por thjesht se kërkonte t'ua përcjellë Kur'anin në arabisht fiseve veriore dhe ndoshta, gjithashtu arabëve të Sirisë dhe Irakut, të cilët ishin përfshirë në sistemin politik dhe fetar të Bizantit. Ekziston një hadith, ku nuk përmendet në burimet e hershme rreth kësaj periudhe Muhamedi i dërgoi letra dhe dhurata të shtrenjta perandorëve të Bizantit dhe të Persisë... Kjo patjetër që është pothuajse apokrifale sepse nuk ka të dhëna se Muhamedi e konsideronte Islamin një fe universale e cila mund të qëndronte mbi mesazhet e Popullit të Librit". Por kjo nuk do të thotë se këto dërgesa nuk kishin ndodhur asnjëherë në histori. Ai që e lexon Kur'anin ka bindjen se Kur'ani nuk është Libër që e thërret një popull sikur që ishte Inxhili, i cili thërriste bijtë e Israilit. Të gjitha këshillat në Kur'an kanë të bëjnë me njerëzimin me marrëdhëniet midis popujve dhe universin në tërësi. Pra, është një thirrje universale. Prandaj edhe letrat ose mesazhet e Muhammedit s.a.v.s. janë të karakterit universal, ato nuk ishin trillime të myslimanëve të mëvonshëm.

Viti i shtatë sipas Hixhretit ose viti 628, ishte viti kur Muhammedi s.a.v.s. filloi t'u shkruajë mbretërve. Po në këtë vit ishte vrarë perandori i Persisë Dastagerdi. Historia bizantine nuk tregon se kush e vrau atë, por Muhammedi s.a.v.s. i tregoi të deleguarve të mbretit të Jemenit. Pikërisht mbrëmë djali tij e vrau babanë u tha atyre, prandaj preferoi që ata të ktheheshin pa Muhammedin. Sikur të mos ishte e vërtetë kjo mrekulli e Muhammedit Bazani nuk do ta pranonte islamin. Historia tregon se ai, pikërisht pasi vërtetoi thëniet e Muhammedit këshilloi popullin e vet ta pranojnë Islamin si fenë e tyre Hyjnore.

Vërtetim tjetër është biseda e Ebu Sufianit që ishte thirrur të përgjigjej pyetjeve të Heraklit. Ebu Sufiani tregon ngjarjen, ndërsa ne themi se ato ishin vitet që Muhammedi s.a.v.s. ishte ende në marrëveshje paqeje me Mekkën (marrëveshja e Hudejbijes). Ebu Sufiani, pak muaj para se të prishej marrëveshja e paqes me myslimanët kishte shkuar për tregti në Sham. Damaskusi i sotëm është kryeqendra e territorit, që arabët edhe sot i thonë Sham. Por në atë kohë një prej qendrave të kësaj krahine ishte edhe Jerusalemi i sotëm (Kudsi në arabisht).

Jemi dëshmitarë të takimeve të sotme zyrtare. Nuk mund të ndodhë një takim i rastësishëm midis një tregtari të rëndomtë me një kryetar shteti, ose në atë kohë me perandorin e shtetit më të madh në botë. Përjashtim mund të bënin vetëm ngjarjet e mëdha të cilat mund të ndikonin në ndryshimin e projekteve të mëdha. Pra perandori kishte nevojë të dinte më shumë rreth Muhammedit s.a.v.s. i cili kishte provokuar ushtrinë e tij në Mu'te. Pra kjo ishte një ngjarje e rëndësishme për Heraklin.

Ebu Sufiani po tregtonte në Jerusalem kur ndodhi takimi me Herakliun, ndërsa ky i fundit selinë e kishte në Kostantinopjë. Si ndodhi takimi? Muhammedi s.a.v.s. i kishte dërguar mesazh Herakliut, kjo letër ishte përcjell nga mbretërit arabë që ishin vasalë të Bizantit. Kjo letër iu dorëzua në duar të tij gjatë kohës kur Herakliu po festonte në Jerusalem. "Ndërkohë që provincat bizantine liroheshin nga persianët, në pranverën e vitit 630, Herakli shkoi në Jerusalem ku, më 21 mars, në mes të një entuziazmi të paparë të popullit, u



Një nga letrat e Pejgamberit Muhammed s.a.v.s.

bë ceremonia e rikthimit të Kryqit të Shenjtë, që iu rrëmbye persianëve" (Ostrogorsky, Georg). Kjo datë përkon me Vitin e Ri dita e Nevruzit tek persët. Ky vit na kujton se Herakliu paska qenë në Jerusalem, ndërsa Muhammedi s.a.v.s. atij i kishte shkruar në vitin 629.

## Beteja në Mu'te

Mu'te është një fshat afër Jerusalemit, dy ditë larg në këmbë. Muhammedi s.a.v.s. kishte caktuar një sahabij, gjegjësisht Harith bin Umejr t'i dërgonte prefektit të Basrës një letër informimi. Kjo letër është shkruar në vitin tetë të hixhretit ose 629 të erës sonë. Me të arritur në qytetin Belke të Shamit, u zu rob dhe, e dërguan në Basra. Aty, autoritet zyrtare e mbytën. I indinjuar Muhammedi s.a.v.s., dërgoi për në Basra tre mijë ushtarë në krye me Zejd ibn Harith. Edhe pse ishte i zemëruar Muhammedi s.a.v.s. iu tha ushtrisë që po shkonte në drejtim të Shamit: "Luftoni në emër të All-llahut të Lartëmadhëruar dhe në rrugën e Tij, kundër armiqve të Tij. Mos plaçkitni, mos digjni dhe mos mbytni fëmijë, gra e pleq. Nuk guxoni ta nëpërkëmbni nderin, të prisni drutë dhe palma. Mos i rrënoni shtëpitë".

Ushtria myslimane u takua në Mu'te me ushtrinë e Heraklit, i cili po e udhëhiqte vetë. Historianët myslimanë na sjellin një numër shumë të madh të ushtrisë së Herakliut. Sido që të jetë, ushtria me tre mijë myslimanë do të përballej me një ushtri prej njëqind mijë ushtarësh dhe thuhet me po aq vullnetarë të vendeve përreth. Askush nuk mund të imagjinonte një përleshje në atë vend.

Ka ndodhur të takohen ushtri midis vete, por, pasi është vërejtur diferenca në numër nuk kanë luftuar. Ka ndodhur të dorëzohen ose ia kanë mbathur me të katra. Kështu menduan edhe shumë luftëtarë myslimanë, kërkuan të tërhiqen për pak kohë derisa të marrin udhëzime nga Medinja. Një gjë e tillë u refuzua nga komandantët e paracaktuar nga Muhamedi s.a.v.s.. Myslimanëve iu ishte i njohur paralajmërimi i Muhammedit s.a.v.s. për komandantët e kësaj ushtrie, ai u tha: nëse vritet Zejdi komandën do ta marrë Xhaferi, e nëse edhe ky vritet, atëherë komandën do ta marrë Abdullah ibn Revaha. Në një farë mënyre këta e dinin se do të vriteshin. Prandaj këmbëngulën duke këshilluar bashkëluftëtarët e tyre se besimtarët nuk janë të fuqishëm në numër, por në besim, prandaj iu thanë ne do të luftojmë me Bizantin.

Beteja filloi, rreth kësaj beteje është shkruar në mënyra të ndryshme, por ajo që ka ndodhur është se, në këtë betejë janë vrarë dymbëdhjetë luftëtarë myslimanë, ndërsa numri bizantinëve nuk dihet, sepse ishte i madh. Në mesin e këtyre ranë shehid tre komandantët e paralajmëruar nga Muhammedit s.a.s.v. Ushtria myslimane në kushte shumë të vështira zgjodhi Halid bin Velidin udhëheqësin e tyre. Betohen myslimanët se Halidi gjatë kësaj lufte kishte thyer nëntë shpata ndërsa prej tyre kishte qëndruar pa u thyer vetëm ajo e Jemenit. Ky njihet si një nga strategët më të mirë në historinë islame.

Halidi kërkoi nga besimtarët që të qëndrojnë në betejë derisa të binte terri. Duhej mjeshtri e madhe, që ushtria myslimane të mos ndihej e poshtëruar me humbje, sepse fitorja e tyre ishte e pamundur. Epërsia ishte shumë e madhe. Të nesërmen Halidi ndërroi taktikë. Bëri disa akrobacione dhe lëvizje të ushtarëve të tij. Ai lëvizte ushtrinë e tij nga një vend në një vend tjetër dhe ndërronte pozicionet gjithnjë në tërheqje. Me pluhurin që ngrihej jepte përshtypjen se ushtrisë myslimane po i vinin përforcimet. Herakli, sikur nuk i besoi vetvetes dhe nuk urdhëroi të ndiqeshin sepse kishte frikë se mos ishte një taktikë e ushtrisë myslimane të përforcuar sa t'i fuste thellë në shkretëtirë. Kështu edhe përfundoi kjo betejë. Muhammedi s.a.v.s. Halidin e quajti shpata e Zotit.

Historianët myslimanë tregojnë për zhvillimin e kësaj beteje, ndërsa historianët bizantinë thonë se kjo ngjarje është një prej atyre ndodhive të errëta të perandorisë Bizantine dhe nuk e njohin si rast, ndërsa Ostrogorsky mbase mendon për betejën në Antiokë. Sidoqoftë, logjika e një njeriu të rëndomtë nuk e pranon se ka mund të ndodhë një betejë midis dy palëve me kaq diferencë të madhe. Por kur është fjala për luftimet midis Davidit dhe Goliatit perëndimorët e pranojnë si ngjarje të vërtetë. Këtë betejë gjithashtu e pranojnë edhe myslimanët sepse përmendet në Kur'an. Besimtarët myslimanë të bindur në besimin e tyre hynë në betejë prej të cilës dolën si fitimtarë dhe pa ndonjë dëm të madh.

Kjo betejë i përforcoi edhe më shumë zemrat e myslimanëve, dhe, u bë shkaktare që shumë fise të gadishullit dhe arabët vasalë të veriut ta pranonin islamin. Numri i myslimanëve sa vinte e shtohej.

Në vitin 630 ndodh edhe prishja e marrëveshjes midis Mekkes dhe Medinës. ■

***(vazhdon në numrin e ardhshëm)***



# Vetëvrasja dhe trajtimi i saj sipas doktrinës Islame



Fitim FLUGAJ

Vetëvrasja është një dukuri që shfaqet sidomos te shoqëritë ateiste dhe me besim të luhatshëm, por edhe te shoqëritë që jetojnë në besëtytni dhe të cilat në përgjithësi ballafaqohen me probleme të rënda ekonomike, sociale dhe psikologjike. Dukuria e vetëvrasjeve për mjedisin e Kosovës është dukuri e re, sepse mori përmasa shqetësuese pas vitit 2000.

Statistikat e fundit tregojnë për rritje të lartë të kësaj dukurie në Kosovën e pas luftës. Kështu, në vitin 2000 numri i vetëvrasjeve arrin në 48, në vitin 2001 në 74, në vitin 2002 në 51, në vitin 2003 në 68, në vitin 2004 në 67, në vitin 2005 në 54 dhe në gjashtëmujorin e parë të vitit 2006 numri i të vetëvrarëve arrin në 26. Dmth. gjatë këtyre viteve janë vetëvrarë gjithsej 388 persona. Natyrisht kjo shifër nuk është e saktë dhe ajo duhet marrë me rezervë, sepse janë shënuar vetëm ato të dhëna që paraqiten në spitale, përkatësisht në klinika të mjekësisë ligjore ose në degët forenzike të spitaleve të vendit. Në këto institucione nuk paraqiten të gjitha rastet e vetëvrasjeve. Disa nga vetëvrasjet paraqiten si "vdekje aksidentale" për shkak të ruajtjes së dinjitetit personal, familjar etj. Kështu, gjatë kësaj periudhe në Kosovë kanë bërë vetëvrasje mesatarisht nga shtatë veta, përkatësisht nga 7,76 veta për secilin vit ose për çdo dy muaj në Kosovë është bërë nga një vetëvrasje. Këto të dhëna vërtet janë alarmante. Kur kësaj t'i shtohet edhe numri të vrarëve që ka ndodhur gjatë këtyre viteve, atëherë kjo çështje është jashtëzakonisht shqetësuese.

Kjo llavë e vullkanit famëkeq që ka përfshirë shoqërinë tonë, tanimë është një realitet që nxjerr në shesh shumë gjëra. Në radhë të parë mungesa e gjatë e edukimit fetar gjatë kohës së sistemit monist-ateist ka krijuar një gjeneratë labile dhe të paaftë për edukim. Vërehet se më së shumti ata që bëjnë vetëvrasje janë personat që linden e u rritën në komunizëm së bashku me të bijtë e tyre. Faktor tjetër është degjenerimi i madh moral dhe marrëdhëniet e parregullta intime në shoqëri, sidomos amorali në mes të të afërmve, të cilët, për t'i ikur problemeve, po bëjnë vetëvrasje.

Ka edhe shumë faktorë të tjerë, por të gjithë mund t'i përmbledhim me mungesën e imanit (besimit) dhe mungesën e edukimit të mirëfilltë.

## Besimtari i sinqertë nuk bie nën kthetrat e pesimizmit që shpie në vetëvrasje

Pejgamberi s.a.v.s. thotë: "Kishte qenë një njeri i lënduar (i plagosur) rëndë në trup dhe mbyti vetveten. I Lartësuari Allah tha: 'Ky njeri shkeli në çështjen (kompetencën) Time me dorën e vet. Ia kam ndaluar hyrjen në xhenet'".

Ky hadith kudsij flet qartë se personi nuk ka qenë në gjendje që ta përballojë situatën në të cilën ka hasur në momentin e caktuar.

Sipas këtij hadithi, njeriu nuk ka të drejtë të prekë në kompetencat e Zotit, e shpejtimi i vdekjes është kompetencë e Zotit.

Njeriu duhet të jetë i përgatitur në çdo moment për t'u përballë me vështirësi të ndryshme. Jeta nuk mund të ecë vazhdimisht me të njëjtin ritëm. Edhe jeta është si reliefi i tokës, përplot kodrina e fusha. Askund nuk ka vetëm fushë dhe as vetëm kodrina.

Allahu i ka dhënë njeriut shumë dhunti, dhuntia më e madhe është mendja. Mendja është privilegji i njeriut dhe mjeti që i mundëson njeriut përshtatje dhe ballafaqim me sfidat e jetës. Dhunti e madhe për njeriun është se ai në çdo aspekt e ka natyrën e përshtatshmërisë dhe ballafaqimit me të gjitha vështirësitë.

Krahas kësaj, Mëshirëploti Allah ka dërguar pejgamberë dhe shpallje për ta edukuar njeriun, duke filluar nga edukimi i shpirtit e deri tek edukimi i gjymtyrëve. Kjo nuk i mundëson njeriut që të hasë në boshllëk dhe varfëri shpirtërore dhe e mban fortë në lidhje me Zotin.

Mbështetja në Zotin xh.sh., njeriut i mundëson që shumë lehtë t'i tejkalojë sfidat dhe problemet e jetës. I dërguari s.a.v.s. në një hadithi sherif thotë: "Shumë e çuditshme-interesante është çështja e besimtarit mysliman. E tërë çështja e tij është mirësi. Nëse ballafaqohet me diçka të mirë nuk e tepron dhe falënderohet, nëse ballafaqohet me ndonjë fatkeqësi të madhe duron, e përballon dhe e konsideron të mirëseardhur e i falënderohet Allahut. Kjo nuk mund të gjendet tek askush tjetër përveçse te besimtarët".

Po pra, një qëndrim kaq burrnor dhe stabil nuk mund të gjendet tek askush tjetër përveçse te besimtari i vërtetë e i sinqertë, i cili shpresat i ka te Zoti i vet dhe kurrsesi nuk bie nën kthetrat e pesimizmit të djallëzuar i cili shpie deri te vetëvrasja.

Besimtari i sinqertë është i kënaqur me atë që i cakton Krijuesi Allah dhe që i vjen prej Tij, qoftë edhe sprovë shumë e rëndë. Besimtari nuk i këput shpresat në asnjë mënyrë. Ai është në përputhshmëri me atë që i preferon ajeti kuranor që thotë: "E mos e humbni shpresën nga mëshira e Allahut, pse vetëm populli jobesimtar e humb shpresën në Allahun". Ndërsa në një ajet tjetër Allahu thotë: "Askush nuk e humb shpresën në mëshirën e Zotit të vet. Përveç atyre që janë të humbur".

Nga këto ajete kuranore na bëhet fare e qartë se vetëvrasja paraqitet tek ata që i humbin shpresat te Zoti i tyre dhe që janë të humbur. Natyrisht se shkenca e pranon se njeriu para se të vetëvritet kalon në gjendje jonormale dhe pastaj bën vetëvrasje, por e gjithë dukuria na del në pah se vjen si rezultat i mosbesimit. Lusim Krijuesin e Madhërishëm që gjendja edukative te populli ynë të përmirësohet dhe edukimi i mirëfilltë fetar të arrijë të futet nëpër institucione dhe shtëpi për të parandaluar jo vetëm vetëvrasjen, por të gjitha dukuritë negative! ■

# Shëndetësia mitrovicase nën mëshirën e politikës



Florije ADEMI

Gati nëntë vjet pas përfundimit të luftës shëndetësia mitrovicase është aty ku qe në vitet e para të pasluftës, thonë drejtues të këtyre shërbimeve.

Disa hapa që janë ndërmarrë në përmirësimin e gjendjes konsiderohen më shumë vullnet i mantelbardhëve sesa të arritura institucionale. Shëndetësia mbetet çështje politike, por që pritet të ndryshojë për të mirë tani pas pavarësimit të Kosovës.

"Shëndetësia mitrovicase sot është aty ku ka qenë menjëherë pas lufte. Përderisa ne nuk kemi spital të mirëfilltë, s'mund të themi se kemi gjendje të mirë, ose se kemi ndryshime nga ajo kohë, ndonëse janë ndërmarrë disa hapa nga spitali regjional", thotë Sanije Meholli, drejtoreshë e Shtëpisë së Shëndetit në Mitrovicë, duke shtuar se, me gjithë faktin e hapjes së tri sallave operative ku mund të kryhen disa intervenime kirurgjike, prapëseprapë pacientët mitrovicas vdesin gjatë rrugës për transportim për në Prishtinë.

## Pacientët duhet të presin në radhë me orë të tëra...

"Hapësira është shumë e ngushtë, kështu që as kujdesi primar e as ai sekondar nuk mund të ofrojnë shërbime të mirëfillta për pacientë. Ne në shërbimin tonë kemi dy mjekë në dy ordinanca, ndonëse kemi edhe mjekë të tjerë, nuk kemi hapësirë për ordinanca të tjera, kështu që pacientët duhet të presin me orë të tëra në radhë. Sikur të kishim hapësirë do të bënim edhe ordinanca të tjera dhe pacientët s'do të kishin nevojë fare të presin", ka thënë Meholli.

Sipas saj, në bazë të strategjisë së kujdesit primar shëndetësor dhe konceptit të mjekësisë familjare, parashihet një bartje e kompetencave në lidhje me shërbimet shëndetësore te kuadri i mesëm (motrat), në mënyrë që pacienti të parapërgatitet për t'u kontrolluar te mjeku, sepse edhe motra mund t'ia matë tensionin, temperaturën…, por në mungesë të hapësirës nuk mund të arrihet një gjë e tillë. Ajo beson se tash, pas pavarësisë, do të definohet edhe statusi i Mitrovicës.

"Gjatë këtij viti presim që do të lëvizë diçka në drejtim pozitiv në shëndetësinë mitrovicase, së paku të krijohet ndonjë qendër e mjekësisë familjare dhe të krijohen kushte më të mira në shëndetësinë mitrovicase, konkretisht për spitalin e Mitrovicës që është çështje politike", ka thënë Meholli.



Dr. Sanije Meholli: Derisa nuk kemi spital të mirëfilltë, s'mund të themi se kemi gjendje të mirë në shëndetësi

## Fazliu: Politika ka qenë dhe mbetet pengesë në arritje të mëtutjeshme

Edhe drejtoresha e këtij spitali të improvizuar në jug, Drita Fazliu, konsideron se shëndetësia mitrovicase është aty ku ka qenë që nëntë vjet, ndonëse janë ndërmarrë disa hapa të cilat, sipas saj, tregojnë vullnetin e madh të personelit mjekësor, por politika ka qenë dhe mbetet pengesë në arritje të mëtutjeshme.

"Gjatë kësaj kohe janë hapur tri salla të operacioneve, një në urologji, dhe dy në emergjencë, të cilat funksionojnë; si dhe hemodializa - që është një hap shumë i madh. Mirëpo, në krahasim me nevojat e popullatës dhe kushtet në të cilat punojmë, s'mund të themi se është bërë diçka shumë e madhe në këtë drejtim për këtë periudhë kohore", ka thënë drejtoresha Fazliu, duke shtuar se kanë pasur bashkëpunim me strukturën e deritashme udhëheqëse të Kuvendit të Komunës, konkretisht me drejtorin e shëndetësisë.

Drejtoresha thekson më tej se institucionet komunale nuk kanë mundur të bëjnë më shumë në këtë drejtim, duke konsideruar se çështja e shëndetësisë në Mitrovicë është çështje politike që i tejkalon kompetencat komunale dhe me këtë duhet të merret më shumë niveli qendror.

Ndonëse spitalit rajonal të Mitrovicës para afër dy vjetësh i është dhënë në shfrytëzim objekti i ish-Armatës Jugosllave (i shfrytëzuar për disa vite nga spitali ushtarak maroken), deri me tani asgjë nuk është investuar në adaptimin e ndërtesës për shfrytëzimin e saj nga mantelbardhët.

Drejtoresha Fazliu ka bërë të ditur se për mungesë të mjeteve nuk është bërë renovimi i këtij objekti.

"Qeveria nuk ka pasur interesim për investime, kështu që në mungesë të donacionit nuk është ndërmarrë asnjë hap në këtë drejtim deri me tani, por shpresohet se në një të ardhme të afërt do të fillo-


Dr. Drita Fazliu

het me punë, pas donacionit të premtuar nga Organizata Joqeveritare Norvegjeze 'NORVAK'", ka thënë Fazliu.

Pas renovimit të ndërtesës pritet që degët e kirurgjisë të dërgohen atje, duke lehtësuar kështu edhe punën e shërbimeve të tjera me lirimin e një hapësire në Shtëpinë e Shëndetit.

Por, përveç kësaj, Fazliu ka pohuar se para një kohe i kanë dërguar Ministrisë së Shëndetësisë dhe Komunës së Mitrovicës projektin ideor për ndërtimin e një spitali me 200 shtretër në hapësirën e ish-Kazermës Ushtarake.

Fazliu shpreson se në Konferencën e Donatorëve do të prezantohet ky projekt dhe do të sigurohen mjetet për realizimin e tij.

### Rikthehet kujdestaria gjatë natës në barnatoret dhe Repartin e Stomatologjisë

Drejtori i ri në Drejtorinë për Shëndetësi dhe Mirëqenie Sociale në Komunën e Mitrovicës, Shaqir Demiri, që në fillim të ardhjes së tij në këtë post e ka zgjidhur problemin e kujdestarisë së barnatoreve gjatë orëve të natës, me të cilin problem qenë ballafaquar një kohë të gjatë mitrovicasit, si dhe kujdestarinë në Repartin e Stomatologjisë, e cila ka munguar vite me radhë në këtë repart.

Njëherësh ai është zotuar se nuk do të ketë kurrfarë diskriminimi të punëtorëve shëndetësorë as pas ndërrimit të pushtetit në komunë.

"Nuk do të ketë kurrfarë privilegji, por as diskriminim për asnjë punëtor, as në baza partiake as gjinore", ka thënë Shaqiri, duke mos dashur të hyjë në projektet afatgjate që mendon t'i realizojë gjatë mandatit të tij. ■



# Lulëzim diturie, aro

Mimoza Sinani

Është intuitive dhe metafizike ndjesia që lind në afreskun e kubesë së shpirtit nga vështrimi i kësaj nëne, që duket si një tempull i shenjtë, e mbështjell me fshehtësi hyjnore, në të cilën ngërthehen tinguj e kumbime tokësore me imazh hyjnor, që të ngjallin në shpirt një ndjesi plotësie dhe harmonie, një ndjesi fluide që vibron e derdh dritësi në çdo qelizë, e që futet thellë në shpirt.

Fotografia e nënës me foshnjën dhe diplomën në dorë rrezaton një fragment përjetësie, një energji hyjnore, një fuqi ndjenjash vullkanike, një elektrizim drithërues, një figurë sublime, një imazh jete plot mahnitje e rrëzëllime yjësie.

Syprina e kaltër e reflekseve të qiellit derdhet mbi fytyrën e saj plot dritësi dhe të bëhet sikur ndodhesh në një trajektore drite mes projeksionesh qiellore.

Dora e saj si një "oazë" jete komunikon drejtpërdrejt me zemrën e fëmijës dhe ajo e ndien veten si një qenie me dy zemra. Kjo dorë amënore shtrëngon djalin e saj dhe në atë shtrëngim ajo thith tërë shpirtin e tij që rrjedh e kullon në shpirtin e saj.

Foshnja duket sikur fle duke fluturuar në jelet e bardha e qumështore të ëndrrave. Një fetus dje, i lidhur pas mitrës së nënës së vet me kordonin umbriakal duke pluskuar në ujëra, tani kjo foshnje pluskon në ajër nëpërmjet një kordoni tjetër që e lidh me botën. Ndërsa nesër do të lidhen së bashku me një dimension të panjohur, me projeksione të tjera, në një univers tjetër ekstrakohor, ekstrahapësinor.

Momenti i diplomimit ngre, për këtë nënë të re, tiparin e ditëve të lumturisë, fillimin e një fragmenti të ri jete, me ritme të reja pulsimesh.

Ndërsa në anë tjetër të realitetit, jeta me ngjyra të errëta paraqet një tjetër tablo: "hipi" me xhinse të grisura, me flokë të lyera blu, jeshile, rozë, të qethur krejtësisht apo vetëm gjysmën e kokës, me vëthë në hundë e vetull, disko të zhurmshme, vajza e djem me flokë të shpupuritur, me bluza e pantallona të shkurtra që kërcejnë, pinë, qeshin dhe ulërijnë në një ambient të çrregullt ku dritat marramendëse ndryshojnë ngjyrën në çdo moment duke shoqëruar muzikën e shfrenuar. Duke i vështruar përpiqesh ta gjesh çelësin kyç të ndjenjave të tyre të pangjyra, që duket se ngrihen lart në ajër dhe ia mbathin tinëzisht.

Tek vështron fotografinë vëren një përngjasim vizual, por një kontrast plotësisht përmbajtjesor, të "sfilimit"



# më amësie

të nënës me foshnjën dhe diplomën në dorë, me sfilimin e top-modeleve nëpër sfilatat e modës.

Gruaja që ka ndjerë aromën e amësisë i ngjason një oqeani energjetik me hapësira dallgëzuese, brenda të cilit gjenerohen, projektohen, vrundullojnë dhe shpërthejnë dimensione të tjera jete. Nga fytyra e saj shpërthen një aureolë rrezatuese, buzëqeshja e saj është plot rizim lulesh e lirizëm transparent, plot dritësi e potencë amësie.

Ndërsa femra që nuk e ka ndjerë aromën e amësisë i ngjason një oqeani të shterur jete. Pas sfilatave, boshe, sfilitëse, rraskapitëse, gllabëruese, trokëlluese, të pezullimta, të akullta, të trishta, të vagullta, fshihet një hon me heshtje të tejdukshme, një ylber shprese jetëshkurtër. Ato vajza me bukuri lënguese, me fytyra të mermerta cirqesh, me ndjenja të zhvoshkura, me maska epikuriane në fytyrë, me vështrime të akullta e të pakuptimta thuajse fantazmagorike, si statuja të mjera gotike, të metamorfozuara me flokë meduzash, ta kujtojnë vallëzimin funebër tek "Vdekja e Mjellmës" të Çajkovskit.

Jeta e tyre pa dritë hyjnore dhe pa ndjesi amënore është absurde, e zbardhulët, e mjerë, zvetënuese, groteske. Ajo i ngjason një valsi të trishtë, një uverture të frikshme, një përroi të zymtë e të errët, një vjeshte me gjethe zverdhake që pikojnë ndryshk e që shkunden e bien pareshtur heshturazi.

Lumturia e tyre është një fasadë e jashtme, imazh, vegim i ujshëm, ndërsa dhimbja është virtuale. Zëri i dhimbjes së tyre zbret humnerave të subkoshiencës dhe ulërin brenda honeve të shpirtit duke ndierë makthin e një jete të amullt e fare pa dinjitet. Të trembura nga enigmat, nga hieroglifët e pakuptueshëm të fatit, nga pyetjet pa përgjigje, mbi fytyrat e tyre frymon një brymë e ftohtë që të akullon. Duke u ndier si qenie hibride mes një mjedisi të dyzuar, të zbrazëta, të zvetënuara, me sy të dimërt, duken si një pjesë e një kortezhi në një funeral grotesk, në funeralin e agonisë së vlerave të vërteta vajzërore e amënore. Fytyrat e tyre të veshura me zymtësi vdekëse dhe shikime të tretura që shtegtojnë në ujëra trishtimi, përpiqen të gjejnë fillin e Arianës që do t'i çojë tek sekrete hyjnore. Ato thurin ëndrrat e tyre shkumëbardha që flatrojnë e davariten të mekura. Thurin ëndrrat e tyre të trëndafilta, por ato shthuren në agim si pëlhura e Penelopës. Ëndrrat e tyre rrokullisen duke flakur makthe alarmante në disa trase labirintesh të dridhshme dhe të dhimbshme. Atyre vajzave në thellësinë e tyre iu është mësuar ta ndiejnë veten si "rosaku i shëmtuar" i Andersenit dhe iu premtohet se do të shndërrohen në mjellma të bukura nëse zhvishen e reklamohen sipas orekseve mashkullore. Supremacia mashkullore e padronëve të tyre, si apokalips kërcënues, si vrimat e zeza të universit, përpin atë brishtësi femërore me fuqi demoniake duke flakur tej diellin e ëndrrave të tyre. Të burgosura mes mureve kockore të kalcifikuara, brenda akuariume të xhamta, këto krijesa flurore të brishta si sirena, kanë rënë si fluturat në rrjetën sfilitëse të vuajtjes njerëzore.

Ajo çka e bën një femër të ndihet një mjellmë e bukur është bukuria e shpirtit, e zemrës, e karakterit dhe e moralit, është devocioni fetar dhe përkulja ndaj Pronarit Hyjnor, dhe jo përkulja dhe nënshtrimi ndaj 'pronarëve' tokësorë.

Unë dëshiroj me gjithë shpirt që mesazhi hyjnor t'i nxjerrë nga ai kurth për t'i orientuar në rrugën e vërtetë drejt jetës, që ato të çlirohen krejtësisht nga hallkat e hekurta e të ftohta të së kaluarës dhe të ndiejnë dashurinë hyjnore, aromën amënore dhe zërin e paqtë të së ardhmes.

Gruaja e edukuar dhe e arsimuar, edukon edhe shoqërinë njerëzore. Nëna e arsimuar, bashkë me qumështin për t'i ushqyer trupin, i jep foshnjës edhe edukatën për t'i ushqyer shpirtin. Femra e edukuar dhe e pajisur me kualitete dhe atribute të larta i trashëgon këto atribute edhe në amshueshmëri.

Gruaja- lulishtja e njerëzimit, mbretëresha e botës, themeli i shoqërisë, burimi i dashurisë, lidhësja që i bashkon pjesëtarët e shoqërisë njerëzore, shtylla e moralit, një engjëll tokësor që është krijuar për lumturinë dhe fatbardhësinë qiellore të njerëzimit.

Amësia – një ndjesi primordiale, një zë i kulluar që vjen nga zanafilla, një kumbim i një lashtësie mijëravjecare.

Nëna – simbol, apologji, një ujëvarë drite për fëmijët e saj.

Fëmija – një shenjtëri, një mister, një limfë e re jete që rrjedh prej nënës së saj, trëndafilat më të bukur të kopshtit të saj.

Pjesa më fisnike e jetës është lufta për të mirën, për të bukurën, njerëzoren, të vërtetën dhe besimi tek Krijuesi të bën të mos ndihesh kurrë një Sizif i dëshpëruar.

Duke sfiduar rutinën prozaike të jetës, e sforcuar nga punët e përditshme, e lodhur në fushën e betejave të jetës, por e përtërirë nga dashuria dhe ngrohtësia e fëmijëve të saj, ajo e tërheq lodhjen e mundimin si një pelerinë toreadorësh dhe lufton duke frymuar dashuri për jetën, njeriun, të bukurën, fisniken, për kauzën e shenjtë hyjnore.

Çdo qenie bën pjesë në orkestrën e madhe të dashurisë dhe përpiqet të paraqesë një pamje të dashurisë së pafund të ekzistencës. Dashuria ekziston thellë në shpirtrat e njerëzve. Ajo është thelb i ekzistencës, është mjeti i vetëm që të nxjerr nga rrjeta e egoizmit, është arma që arrin çdo fitore, çelësi që hap çdo portë, cilësia që të shndërron në monument pavdekësie, ndjenja më e lartë njerëzore që shpërndan kudo aromën e paqes, drita më shkëlqimplote që lartëson çdo shpirt dhe ia lehtëson udhëtimin për në përjetësi. ■

***(Frymëzimi për këtë punim më ka ardhur nga fotografia e një nëne të re palestineze që në ditën diplomimit të saj 'sfilon' duke mbajtur në njërën dorë foshnjën e saj dhe në tjetrën diplomën e saj).***

### Kritikë letrare

# (Ri)leximi i tekstit personal

**Ndjenjat shpirtërore të vërtetësisë e të dashurisë kanë një pikë referimi, e cila është edhe formim individual "Për Zotin e vërtetë". Shprehja e këtillë e botëkuptimit të filozofisë, brenda këtij procesi, bëhet edhe vetëdije në besimin e Naim Frashërit, e asaj që është e paluhatshme, që subjekti e artikulon tani në betim dhe përgjërim. Kështu që, vepra jetësore tani është në shkallën më të lartë shpirtërore, në kuptimin e njohjes dhe të besimit**



**Flamur MALOKU**

Kënaqësia gjatë leximit të një teksti vjen, para së gjithash, edhe rikthimi për një (ri) lexim të vet tekstit. Ky rikthim i leximit ngadalë shtresohet edhe në kërkim, i cili njëherësh shënjon edhe kënaqësi individuale dhe emocionale, përballë shkrimit e metashkrimit personal. Por, ajo prapë nuk shuhet, ai sa vjen dhe rritet, edhe pse rileximet vazhdojnë, ndërsa kërkimet sa vijnë e shtohen duke u identifikuar me tekstin. Kënaqësinë e rileximit e bëjnë vetëm veprat e mëdha. Në to edhe gjendja personale identifikohet dhe përjetohet në rileximin dhe në hapësirën e shprehjes dhe të figurës, ndërsa vuajtja me tekstin ndjehet dhe përjetohet karshi shkrimit subjektiv dhe rileximit të tekstit. Tërë këtë ndjenjë shpirtërore-individuale ta krijon edhe teksti "Fjalët qiririt" i Naim Frashërit. Shkrimi subjektiv artikulohet fuqishëm në vargun poetik, shenjat personale marrin gjuhën e figurshme, pra personalja theksohet, ndërsa mosharresa subjektive skicohet përballë misionit jetësor. Jeta dhe vuajtja precizohen, duke u dëshmuar në diskursin e tekstit, para së gjithash me një vetmi subjektive.

Vetmia si koncept dhe si dëshmi e subjektit lirik arrin të formësohet në paraqitje dhe në konkretizim, duke shprehur një botë të brendshme, e cila shqiptohet kuptimisht në figurën e qiririt. Andaj, mbi këtë figurë formulohen qëndrime, pikëpamje, karshi identifikimit me të tjerët. Pra, shenjat personale kalojnë në kuptimin e asaj që jeta (subjekti) ka qenë një me ta. Gjendja subjektive tani e shoqëruar edhe me urtësinë, filozofinë, humanitetin e bën subjektin të artikulojë dhe të definojë shumë gjëra të prekshme jetësore, me një ligjërim, pse jo edhe emocional, mbi atë, se çfarë është identifikimi dhe cilat janë arsyet e këtij përjetimi në shpirtin e subjektit:

*Në mest tuaj kam qëndruar,*
*E jam duke përvëluar,*
*Që t'u ap pakëz dritë*
*Natën t'ua bënj ditë.*

Subjekti tani të mirën misionare për njeriun e kësaj botë e artikulon në gjendjen dhe në përjetimin personal, duke e kthyer ka vetja, si diçka jetësore. Mirëpo rikthimi i kësaj gjendjeje shpirtërore e bën subjektin ta shqiptojë më mirë tërë unin e gatishmërisë, edhe pse vuajtja është e madhe së bashku me plagët e hapura. Prandaj, paraqitja e plagëve nga vetë jeta shënjohet si ofshamë e brendshme e subjektit për të mirën e përgjithshme:

*Do të tretem, të kullohem,*
*Të digjem, të përvëlohem,*
*Që t'u ndrinj mir'. e të shihni,*
*Njëri-tjatrin të njihni.*



Si duket, fryma e përgjithshme autoriale kërkohet dhe shënjohet deri në vetëflijim. Vetëflijimi e ka arsyen, që artikulohet në konceptin e njohjes së madhe, qëllimisht e konkretizuar dhe artikulohet në fiksionin e diskursit, në kuptimin e bindjes dhe të njohjes, e jo të humbjes individuale.

Mosnjohja me njëri-tjetrin është edhe humbje individuale; është pësim, fatalitet. Shqetësimet e këtilla janë ndër fjalët kyçe për një komunikim edhe në shtresat e shkrimit subjektiv.

Kështu që, kërkimi i shtresave dhe i fjalëve të këtilla, të cilat kalojnë në njohje dhe në komunikim si shprehje dhe si paraqitje, të cilat theksohen edhe me një vetmi subjektive, në kuptimin e emocionit dhe në shprehjen e vet gjendjes shpirtërore:

*Kur më shihni që jam tretur,*
*Mos pandehni se kam vdekur,*
*Jam i gjall' e jam ndë jetë,*
*Jam në dritët të vërtetë.*
*Unë jam në shpirtin tuaj,*
*Mos më kini për të huaj.*

Bashkëshqyrtimi i dy gjërave individuale shënjohet në shprehjen simbolike të një dhembje, me një ndjenjë të madhe. Askush më nuk duhet të mendojë, se me ikjen e trupit fizik shkon çdo gjë. Trupi fizik i kësaj bote shkon, por mbesin vepra dhe fjala, sidomos kur ato kanë peshë dhe bëhen udhërrëfyese për jetën e tjetrit. Këtu krejtësisht është Naimi, në kuptimin e asaj që quhet shkrim dhe metashkrim personal. Nëpërmjet rrafshit simbolik shprehet pavdekësia shpirtërore, e cila është e lidhur ngushtë me dashurinë njerëzore në përgjithësi dhe me atë atdhetare në veçanti:

*Në shpirtit kam dashurinë,*
*Po digjem për njerëzinë,*
*Lermëni të përvëlohem,*
*Nuk dua më të ftohen*



*Dua ta djek trupin' e shkretë*
*Për Zotin' e vërtetë.*

Shihet se ndjenjat shpirtërore të vërtetësisë dhe të dashurisë kanë pikën e referimit, e cila është formim individual "Për Zotin e vërtetë". Shprehja e botëkuptimit të filozofisë, brenda këtij procesi, bëhet edhe vetëdije në besimin e asaj që është e paluhatshme, që subjekti e artikulon tani në betim dhe përgjërim. Kështu që, vepra jetësore tani është në një shkallë më të lartë shpirtërore, në kuptimin e njohjes dhe besimit. Të gjitha këto theksohen nga vetë kuptimi, duke qenë të lidhura si domosdoshmëri totale për njeriun:

*Unë duke u përvëluar,*
*Njerëzit i kam nderur.*
*Kam qenë mik me njerinë,*
*Andaj i di e më dinë.*

Tërë dashuria e autorit në strukturën e poezisë metatheksohet duke u shtrirë edhe në njohjen e të mirave, për të cilat ka qenë i gatshëm në çdo moment, për hir të dashurisë. Dashuria në të njëjtën kohë jep edhe gjendje emocionale, e cila identifikohet që nga fillimi me figurën e qiririt. Pra, figura e qiririt në strukturën e poezisë tashmë ka dykuptimësi: të asaj që identifikohet dhe përjetohet në dritën e dhënë për tjetrin, dhe në shuarjen individuale. Të gjitha këto vijnë si rezultat i mirësisë shpirtërore, që njeriu duhet të pajtohet me njeriun e kësaj bote, në kuptimin edhe të vetëflijimit për të. Ky është Naimi në shkrimin personal që të bën të personalizohesh në kohët e ndryshme të leximit e të rileximit, ndërsa përjetimet në rilexim kryqëzohen e bashkohen në jetën e përditshme jetësore. ■

# Libri, leximi, televizioni

Mr. Gëzim ALIU

Vazhdimisht dëgjohet se ka mungesë të lexuesve, mungesë të interesimit për librin etj. Nga ana tjetër vazhdimisht theksohet fakti i nivelit të lartë të shikueshmërisë së televizionit, filmave e programeve argëtuese. Gjithmonë këto dy sfera të kulturës njerëzore ballafaqohen me njëra-tjetrën dhe natyrisht shprehet dhembje për sferën e parë dhe njëfarë cinizmi për sferën e dytë. Ta shikojmë pak problemin në diakroni.

Në fillimet e kulturës së shoqërisë njerëzore, atëherë kur njeriu përveç mbushjes së barkut dhe shfryrjes së ndjenjave seksuale ndjeu nevojën edhe për diçka më "tepër" dhe më pak të ngjashme me realitetin, u shfaq arti. Kështu së paku na mësojnë manualet e historisë së artit. Në këto fillime të artit nuk kishte lloje e zhanre të veçuara sikurse tash, por ekzistonte ajo që quhet sinkretizëm. Vallja, magjia, maskat, më vonë teksti e muzika, përbënin atë që quhej art sinkretik. Njerëzit i kishin të gjitha me një vend. Por, natyra njerëzore është e tillë që kërkon gjithnjë gjëra të reja e eksperimentime. Kështu filloi dalëngadalë ndarja e arteve. Muzika u veçua nga teksti, vallja u bë e pavarur, magjia mori karakter krejt tjetër, kurse teksti u zhvillua krejt i veçantë. Duhet të thuhet qysh tashti se teksti në kohërat e hershme ende vazhdonte të përcillej me muzikë, por melodia ishte në shërbim të tij e jo e barabartë me të. Më vonë, duke u transformuar elementet e tekstit letrar dhe duke synuar që të bëhet ndarja përfundimtare me artet e tjera, u shfaq tragjedia. Edhe kjo përgatitej jo për t'u lexuar, siç mund të mendojë dikush, por për t'u shikuar dhe për t'u dëgjuar. Pra, ende nuk kishte lexim. Vazhdoi kështu për shekuj me radhë, derisa filloi të ngrinte krye një lloj që asokohe quhej trivial: romani kalorësiak. Ai quhej i thjeshtë, sa për të kënaqur lexuesit. Mirëpo, tashmë kishte vdekur tragjedia antike dhe ishte shndërruar në dramë, e kjo kishte edhe elemente të komedisë e edhe të tragjedisë. Admiruesit e saj pakësoheshin, kishte ankesa për këtë gjë dhe lloji i ri, romani shikohej nga antikofilët me gati urrejtje. Por jeta e artit i ka rrugët e veta dhe ligjësitë që nuk mund të ia ndërrojë askush. Derisa lexuesit dhe shikuesit e tragjedisë antike patën një ringjallje në kohën e Shakespearit, një gjë nuk e kuptuan: ishte pikërisht Shakespeari ai që edhe i dha shtytjen e fundit drejt historisë tragjedisë antike duke e çmontuar dhe duke e krijuar tragjedinë moderne, që ishte shumë më e hapur e joskematike. Këtu duhet përmendur edhe stuhinë e quajtur Romantizëm. Këtë thyerje e shfrytëzoi romani, i cili shpejt nga pikaresk e kalorësiak u shndërrua në llojin më të madh e më të fuqishëm letrar. Pikë kthese paraqet, natyrisht, romani i Servantesit Don Kishoti, që edhe e nisi traditën e mohimit të llojit paraprak. Romani u zhvillua, pra si mohim, jo në kuptimin negativ, të llojit paraprak. Kjo traditë në letërsi, faktikisht, ndikoi edhe në artet e tjera. Kemi, kështu, edhe në kohën e sotme, zhvillim të madh dhe të shumëllojshëm dhe e kemi një tendencë në rritje të kësaj dukurie: përzierjen e llojeve, kthimin në sinkretizëm. Njerëzit, për të gjetur argëtimin (po mendoj filozofik e jo hedonistik), dëshirojnë të kthehen te rrënjët e artit tyre: te sinkretizmi. Këtë më së miri e më së lehti njeriu e gjen ku tjetër pos në televizion. Prandaj edhe kemi një shikueshmëri të madhe të kësaj kutie magjike (magjia u kthye prapë!) dhe, fatkeqësisht braktisje të leximit. Tanimë leximi është bërë art në vete për ata që janë elitë e kulturës, pra gjë e vështirë, që nuk ka të bëjë me masat. Pra, nuk është edhe krejt e panatyrshme moslexueshmëria e librit nga to, masat, dhe kush e kërkon këtë e kërkon shigjetën pa maje. Problemi te ne është se maja e shigjetës sonë kulturore është shumë fragjile dhe e thyeshme, por me shpresa për t'u forcuar. Njerëzit i donë librat, por më shumë e donë televizionin, i cili, mendoj, me kohë do të zëvendësohet me ndonjë lloj tjetër argëtimi, siç janë projeksionet holografike (ide e dhënë qysh herët në filmin kult amerikan Star Trek të Gene Roderberit). ■

# Kohë tekanjoze



Sabile KEÇMEZI - BASHA

### Sa lehtë është

Sa lehtë është
ta shalosh blerësinë,
gjethet e rëna përtokë
t'i shkelësh si thneglat,
kohën e zymtë ta zymtosh
zymtësi…

Sa lehtë është
të flasësh për të pabërat
dhe të shikosh me një pikë
pa e ditur cakun
e kohës tekanjoze.

Sa lehtë është
të premtojmë kulla prej guri
dhe të qeshim,
t'i përqeshim
kipcat tanë.

Sa lehtë është…

### Sikur ta ditshim...

Sikur ta ditshim
se ditëdritat lëngojnë si fëmijët e
nata ecën çalamane
trotuareve të historisë...

Sikur ta ditshim
eh, sikur ta ditshim
se ëndrrat e dhembjeve
nuk shlyhen me lot
Atje …
ku janë, e ku s`janë.

### Trokitje…

Troket në brigjet e pritjes
koha shtatzënë
dhe ndrydh me shputë të grisur
vije-vrragët e rrugës.

Mbi ballin e globit
shalojnë vitet e çartura
si fëmijët e dëshpëruar
që presin për të ardhur
në kohën beronjë.

### Mallkim

Mos mallko pritjen e stërzgjatur
Plisqumështi im,
se katrahurat dinë si ushejza
të na thithin pjalmin.

Mos shiko vëngër si acari
Plisbardhi im,
se lumenjtë rrjedhin
pa na varur fare.

Mallkim mos lësho
sonte në këto troje,
se mjaft pate shtrëngatë,
Mjaft pate furtunë
Pliskuqi im.

Mos ofsha
Trimmadhi im,
se rruga tërkuzë
pëson metamorfozë
edhe pse është
pranverë e vonuar.

### Kulla e lejleku

Në hyrje të kullës
qëndron lejleku i kuq
me syrin monitor
me sqepin urë.
Magjitë i prish
që stinët i harruan
në hapërime të lodhura.

Shpesh i kam takuar
Kullën e lejlekun në kuvend;
Themelet e kullës i gurosnin në blerësi
dhe flijonin dëshirat për kutinë e Pandorës.

Pa kullë thanë nuk rron dot lejleku,
pa lejlek do të rrënohej kulla.
Apoteozë e pambarimtë
në shekullin e ri.

# Formësimi gjuhësor, forcë shprehëse estetike

*(Ismail Kadare, "Viti i mbrapshtë", roman, botoi "Rilindja", Prishtinë 1990)*



Mentor MRIPA

### Pse viti i mbrapshtë?

Në vitin 1914 "shpërthyen" të ligat e Shqipërisë. Prej ngjarjeve të asaj kohe shkrimtari Ismail Kadare shkroi romanin "Viti i mbrapshtë".

Romanin shkrimtari e filloi me një ngjarje të pazakontë. Ishte pra viti 1914, në atëkohë mbi tokën e Shqipërisë dyshohej të jetë parë një kometë duke rënë në tokë. Kometa mund të ishte ogurzezë për Shqipërinë. Apo, thjesht, kjo ngjarje merrej si një lloj arsyetimi për atë që ndodhte atë vit.

Ndër ngjarjet më të përmendura në atëkohë ishin lëvizjet e ushtrive të huaja që vinin e shkonin si dhe qeveritë që ndërroheshin kur Shqipëria ende nuk ish mëkëmbur.

Shkrimtari rrëfen për një vit kur "as qeni nuk e njeh të zotin". Një vit që i solli Shqipërisë mjaft halle e që, mbase, sot e këtë ditë nuk po mund të shërohet nga ajo plagë e largët gati njëqindvjeçare.

Autori nëpërmjet personazheve të nxjerrë nga popullata e thjeshtë shqiptare arrin ta formësojë karakterin e një populli të nënshtruar, një populli të etur për liri.

Për t'i vënë në lojë grykësit dhe ata që nuk ngopeshin nga djersa e huaj si dhe ata që tërë ditën kërkonin zgjidhje nga gota e rakisë, autori ua ka gjetur edhe emrat personazheve si Destan Verdha, Alush Gjati, Doskë Mokrari etj.

Pavarësisht nga kjo, emrat i përmenda vetëm për të bërë me dije që gjuha e autorit në këtë rast është, sa popullore, po aq është shpotitëse. Sido që të jetë, në këtë interpretim të shkurtër nuk do të merrem aq me përmbajtjen dhe shtjellimin e temës, por me gjuhën e përdorur të autorit. Lirisht mund të thuhet që autori përdor një gjuhë të zgjedhur dhe të kuptueshme për të gjithë. Atykëtu rastisim fjalë e terma popullorë të gjuhës shqipe, turke e të gjuhëve të tjera, por që janë përqafuar nga popullata dhe kuptohen lehtë nga lexuesi. Hiq ca të shara, me anë të të cilave shkrimtari mbase ka dashur të na bëjë me dije që kishte të tillë që kishin bërë me kilometra rrugë për ta aneksuar Shqipërinë, shprehjet e tjera janë marrë ashtu siç i ka përqafuar populli.

### Gjuha e letërsisë, lloj i veçantë ligjërimi

Kemi dëgjuar të thuhet që gjuha e letërsisë është një lloj i veçantë ligjërimi. Po ashtu kemi dëgjuar të thuhet që ky lloj ligjërimi ka një tipar që është quajtur funksion estetik. Kjo jo vetëm që mishëron përmbajtjen e tekstit, por synon të ketë edhe ndikim estetik për ta ngjallur ndjenjën e të bukurës.

Meqë letërsia është arti i fjalës në kuptimin e një pune mjeshtërore, atëherë fitohet përshtypja që gjuha e përdorur në këtë vepër ka qëllime artistike.

Kështu, duke lexuar romanin "Viti i mbrapshtë" të Ismail Kadaresë, lexuesi e kupton lehtë mesazhin që shkrimtari e përcjell nëpërmjet gjuhës së përdorur. Edhe pse si popullorен ashtu edhe atë letraren e artistiken i shkrin në një gjuhë (në atë standarde), prapëseprapë arrin që lexuesin ta mbajë peng të leximit.

Kuptohet, ngjarja ndodh në Shqipëri, (rreth gjashtëdhjetë vjet para se të njësohej gjuha letrare), është viti, mbase më i brishtë i shekullit të kaluar, atëherë kur u ndërruan shumë qeveri e mbase edhe shumë ushtri shkelën në tokën shqiptare.



Gjuha për të (shkrimtarin) është një visar i vërtetë. Shprehjet e përdorura në këtë roman janë të kapshme dhe kryesisht nga ato, që gjatë shekujve kanë gjetur shprehje në popull. Këtu nuk duhet harruar as historia e popullit, jeta e tij shoqërore e kombëtare, psikologjia dhe kultura e tij, traditat dhe shpirti krijues.

Autori i këtij romani synon t'i përvetësojë vlerat më të çmueshme të gjuhës së popullit dhe t'i çojë ato më tej që vepra të jetë më e afërt, tërheqëse dhe të ndikojë te lexuesi. Kjo e bën veprën më të kapshme dhe i jep karakterin popullor të gjuhës.

### Ligjërimi letrar i shkrimtarit

Ligjërimi letrar i autorit ka të bëjë po ashtu me gjuhën në mes të atyre që flasin dhe asaj që shkruhet. Do të kuptojmë terme prej më të ndryshmeve si: xhehenem, kuçkë, xhenet, verem, hapsanë, jorganë, që në dukje janë të huaja. Po, ama janë mishëruar me gjuhën tonë dhe kur përdoren në vepra artistike, e bëjnë edhe më të kapshme dhe më të kuptueshme.

Kur e kemi parasysh që gjuha në letërsi duhet ta ketë aftësinë e saj fytyrëzuese, atëherë lë të kuptohet që gjuha e përdorur në këtë roman lehtëson ngjalljen e shëmbëllesës së vendeve, të njerëzve, të veprimeve etj., që lexuesit ia japin një pamje a një parafytyrim të gjallë të ngjarjes.

Vepra, duke i falënderuar kësaj veçorie gjuhësore-letrare, merr karakterin e një pikture ose një kuadri të filmit.

Mund të themi se romani përpos që është krijim artistik, është edhe krijim gjuhësor. Në të ngërthehen bukurtingëllimi me temën e mirë. ■

Interpretime poetike

# Tri llojet e lirikave



Berat DAKAJ

### Lirika peizazhiste

Natyra e formësimit të këtij imazhi artistik, miniatural, pikëvështrohet nga një ndjenjë provokuese që i bëhet shqisave të të pamurit. Pikënisja e këtillë ndaj kësaj miniature poetike të jashtëzakonshme, gjethet e rëna mënjanë, shfaqet si barrikadë, si shteg i pakalueshëm që i bën edhe gjerat e natyrës të "shprehen"; thjesht është paraqitur ajo që ndodh rrallë, ose edhe që s'ka mundur ta shohë kurrë një pamje vjeshte të tillë. Në një plan tjetër, teksti mund të funksionojë në një semantikë tjetër (vjeshta-gjethi), ku shpalosen mashkulli dhe femra, madje edhe figura kontrastive "lule t'akullta".

Të shënjuarit e stinës së vjeshtës zbehin edhe qasjen e subjektit ndaj objektit (mashkullit-femrës). Vjeshtën autori e shpall si stinë pa jetë, pa dashuri, ku alarmohet e papërsëritshmja. Brenda kësaj qasjeje të jashtëzakonshme ndërthuret dhe përforcohet figura e paradoksit - "Plot lule t'akullta".

Kufijtë e njohjes vihen në raport krahasues me stinët e tjera, vitet. Teksti ka dy situata, një që ruhet në kujtesë (e zakonshmja), dhe një tjetër që e pranon në ndeshje me imazhin, gjethet e rëna (e jashtëzakonshmja).

*Se si ranë këto gjethe sivjet*
*krejt mënjanë*
*dhe koka ime mbetet andej*
*si mënjanë*

### Lirika meditative

Kognicioni i diskursit meditativ, didaktik përbën një fuqi të pakrahasueshme dhe të pathyeshme, e cila përpiqet ta bëjë një mendje të logjikshme, të kulluar, mendje të arsyeshme, që sheh edhe në prapavijë, përtej asaj që e shohin sytë. Poezia e Kilpingut sa të endë në konceptet konkrete, po aq hapësirë u jep edhe atyre abstrakte. Metafizikja lundron së bashku me arsyen për ta bërë një botëkuptim më të qartë për jetën dhe të vepruarit e saj dhe, si argument i vërtetësisë për realitetin/ekzistencën e jep solipsizmin.

Në mes të një mundësie shkatërrimi, kataklizmi, shtrohet edhe çështja e arsyes. Sa mund t'i bëjë ballë arsyeja një realiteti kaotik që mund të krijohet nga çasti në çast. Dmth. sa mund të gjykojë drejt në mënyrë të logjikshme mbi ato që mund të ndodhin.

*Në mundsh ta ruash arsyen kur bota*
*humb fillin*
*E fajin ty ta hedhë, ti vetes t'i besosh,*

Arsyeja në këtë rast përjashton ndjenjën. E para është një kategori filozofike më e matur, pavarësisht nga e dyta (ndjenja psikologjike) që mund të çorientojë drejt njohjes së botës dhe vetes. Vargu që në një kuptim ka edhe ligjërim didaktik, "Ah, kur të urrejnë, urrejtje mos ushqe!", menjëherë ndan arsyen nga ndjenja. Enumeracioni i një varg nocionesh etike, estetike, filozofike e kategorizojnë poezinë si arsye e mendjes së kulluar.



Edhe kur vjen deri te çështjet personale, punët e bëra mirë nga ai, arsyeja duhet t'i vejë mënjanë. Të mirat, të dobishmet që kanë marrë fund, duhet harruar. Madje, edhe nëse bëhet një çrregullim i madh shpirtëror, vullneti për arsye duhet të jetë i përmbajtur, gjithnjë i qëndrueshëm. Në qoftë se thuhet poezia ndjehet, rasti i poezisë së Kilpingut duhet parë nëpërmjet arsyes. Si mund të interpretohet vargu i mëposhtëm, nëpërmjet arsyes apo ndjenjës?

*"Në mundsh të flasësh me maskarenj,*
*por nderin ta ruash"*

### Lirika elegjiake?

Teksti lirik i Eric Cliptonit dhe Will Jennings-it "Lot në qiell", ka një relacion të personazhit me një person të vdekur, që i drejtohet me një diskurs përkushtues të vetes Ty – vetë e rrëfimit dhe e kërkimit. Një vetë që mungon dhe për të cilin në të njëjtën kohë ndjen dhimbje. Subjekti, nëpërmjet imagjinatës, ngjitet në qiell. Takimi në qiell mes të dyve nuk realizohet, ngaqë udhëton mendja e jo shpirti. Niveli i dimensionit të brendshëm dhe i jashtëm i tekstit nga vdekja (tema) kalon në zhanrin letrar (elegji jo e pastër).

*Koha mund të t'mposhtë*
*Koha të gjunjëzon ty*
*Koha ta thyen zemrën*
*A t'vjen keq për mua, të lutem, mëshirë ki.*

Mungesa e (këtë këngë Cliptoni ia ka kushtuar djalit të vet) djalit thur ligjërimin e dhimbjes, ku ndahet i gjalli nga i vdekuri, kjo pranohet nga logjika e të kuptuarit të fjalës qiell dhe lotit në qiell. Qielli, si figurë eternale, jep figuracionin e parajsës.

Ligjërimi i dhimbjes nis të shuhet kur emocioni përzihet me figurë meditative "matanë porte...". I heshtur dhe duke medituar pranon edhe vdekjen e tij. I thyer shpirtërisht, subjekti-ligjëruesi dhembjen personale e vendos në tokë.

*Matanë porte,*
*Ka paqe, mendja m'thotë*
*Dhe e di se s'do t'ketë dot*
*Lot në qiell.*

■

# Dy Libanët e Halil Xhubranit



Dr. Feti MEHDIU

Xhubran Halil Xhubran (Gibran Khalil Gibran) 1883-1931, është shkrimtar i njohur arab nga Libani, të cilin herë e quajnë amerikano-libanez, e herë libanezo-amerikan, për shkak se u lind në Liban por gjysmën e jetës e kaloi në SHBA dhe u bë i njohur si shkrimtar, poet dhe piktor i cili i ilustronte vetë veprat e veta.

Është themelues dhe shtyllë e shoqatës Rabitatu-l-kalemijje në SHBA. Kryeredaktor i revistës Al-Muhaxhir dhe bashkëpunëtor i përhershëm në revistën Al-funun, në të cilat kultivohej letërsia arabe në SHBA. Është njëri nga tre pionierët e letërsisë arabe në mërgim, të njohur si Edebu-l-mahxher.

Ishte piktor, poet, prozator të cilin Perëndimi e quajti edhe Dante i shekullit 20.

Romantiku libanez, i cili siç shkruan C. Brokelmani, me imitimin e Biblës, Psalmeve të Davidit, Kënga mbi këngët e Solomonit... ka kultivuar stil në të cilin nuk i ka parapri asnjë autor në gjuhën angleze e as në gjuhën arabe. Para lexuesit shqiptarë prezantohet qysh në vitin 1954 me poezinë: Helm në mjaltë. Këtë poezi e përktheu nga origjinali Hasan Kaleshi dhe është botuar në vitin 1954 në gazetën "Flaka e Vllaznimit".

Ndërkaq poezia e tij "Dje, sot, nesër", e përkthyer nga Feti Mehdiu, botohet në "Flaka...", në vitin 1975, pas plot njëzet vjetësh, nga paraqitja e tij e parë. Me këtë rast lexuesit tonë i prezantohet edhe një shënim i shkurtër për jetën e poetin Xhubran.

Kjo poezi e Xhubranit paraqet një pasqyrë të pikëpamjeve të tij për jetën (me siguri të ushqyera nga tradita islame se bota është diçka shumë e ultë) dhe vdekjen. Jeta apo kjo botë është një femër, e cila çdokujt i afron dëfrim, por që njëkohësisht është edhe "vetë vdekja që çdokujt i sjell nënçmim".

Xhubranin si kultivues të një stili të veçantë në letërsi – ai shkruan një poezi në prozë, e me përmbajtje filozofike e mistike – e njeh edhe lexuesi shqiptar më së miri nëpërmjet vargjeve Rrëfime, të përkthyera nga Enver Gjerçeku, të cilat u botuan në vitin 1978 në të përditshmen "Rilindja".

Nëpërmjet këtyre rrëfimeve njihemi me shumë pikëpamje të Xhubranit, të cilat dallojnë nga disa koncepte të kohës tonë, kur në vazhdimësi kërkojmë një fajtor kujdestar për ta bartë fajin tonë për të pabërat o për të bërat tona. Ai shprehet shumë qartë në vargjet vijuese se:



*Çdo komb është përgjegjës*
*Për veprat e çdo personi.*
*Vesi më i keq është preokupimi ynë*
*Me veset e të tjerëve*
*Historia nuk përsëritet*
*Përveçse në kokat e atyre që nuk e njohin historinë.*

Xhubrani ka shkruar edhe për dashurinë, për poezinë, historinë si edhe për gruan, për të cilën thekson: Dëgjo gruan kur të shikon e jo kur të flet.

### Xhubrani shkroi edhe për Libanin...

Vargjet Libani juaj dhe Libani im, në gjuhën shqipe i ka përkthyer Qerim Spahiu, nga gjuha angleze dhe u botuan në "Rilindje" në vitin 1981. Lexuesi shqiptar i lexon këto vargje të shkrimtarit libanez në kohën kur Libani është në qendër të vëmendjes së opinionit botëror pikërisht për shkak të atyre problemeve për të cilat përpara pesëdhjetë vjetësh shkruante Halil Xhubrani.

Poeti, në rreth njëqind vargje, në poezinë Libani juaj dhe Libani im, na e paraqet Libanin të ndarë në dy Libana.

Njëri është Libani i të huajve dhe i politikanëve që e dëshirojnë të përçarë, të përulur, tryezë të shtruar për të ngrënë kush të dojë dhe të sillet si t` dojë, pa kurrfarë përgjegjësie:

*Libani juaj është një kontest në mes të njeriut*
*Nga Perëndimi dhe kundërshtarit tij nga Jugu*

Ndërsa tjetri Liban është ashtu siç e do poeti dhe si do të dëshironte çdo libanez ta ketë: me bukuritë malore, fushat pjellore, ani edhe me lypsa, por me rini të vendosur e urti të breznive, me këngët e bilbilave. Një Liban që mendon për të tjerët ashtu si mendon për veten.

Pas shumë kundërthënieve, poeti, i mllefosur ngrit zërin të pyes:

*Çka do të leni për Libanin dhe bijtë e tij*
*Për njëqind vjetët e ardhshëm?*
*Më thoni, çka do të leni për të ardhmen*
*Nëse heqim gënjeshtrat, dyfytyrësinë dhe budallallëkun tuaj?*
*A besoni, se qielli do të fshehë fantazmat e vdekjes dhe frymëmarrjen e varrezave?*

Në gjuhën shqipe është përkthyer, nga Nehat S. Hoxha, edhe vepra e tij Profeti që u botua në vitin 1987 në Prishtinë, të cilën e quajtën kryevepër të Halil Xhubranit.

Vepra Profeti meriton trajtim të veçantë si për nga përmbajtja filozofike ashtu dhe për nga struktura poetike. ■

# Marrëdhëniet në çift

**Sot arsyeja kryesore për ndarjen e shumicës së çifteve në realitetin mbarëshqiptar është gjendja ekonomike dhe tradhtia. Ndër çiftet e ndara, sa më e afërt dhe e gjatë të ketë qenë marrëdhënia dhe sa me pak alternativë të ketë pasur, aq më e dhimbshme është ndarja**



**Batjar HALILI**

Burri dhe gruaja gjithmonë kanë dëshiruar të jenë bashkë. Të krijojnë një respekt për atë që janë dhe për atë që do bëjnë në jetën e tyre personale. meqenëse sot shumë çifte bashkëshortore po ndahen. Burri dhe gruaja sillen keq me njëri-tjetrin ose në marrëdhëniet e tyre mbizotëron egoizmi. Fryma e konkurrencës midis tyre ka çuar në konflikte dhe mosmarrëveshje.

Kudo ekziston një traditë morale për kompleksin e seksit. Ekzistojnë shumë sisteme vlerash morale që ka individi. Këto vlera nisen nga predispozita e tyre fiziologjike ose nga edukata familjare, ashtu si për gruan dhe për burrin marrëdhëniet intime gjithmonë janë parë si vazhdimësia e ekzistencës familjare, kudo në botë dhe në çdo sistem. Ashtu sikurse dhe tek çiftet del ana tjetër e keqe e kësaj marrëdhënie "intime", pra tradhtia.

Sot arsyeja kryesore për ndarjen e shumicës së çifteve në realitetin mbarëshqiptar, është gjendja ekonomike dhe tradhtia. Dy aspekte shumë shqetësuese për gjendjen e krijuar në individualitetin e çdokujt, dhe pasojat e këtij stresi kalojnë në punë dhe në lidhje me njerëzit e tjerë.

Ndër çiftet e ndara, sa më e afërt dhe e gjatë të ketë qenë marrëdhënia dhe sa më pak alternativë të ketë pasur, aq më e dhimbshme është ndarja.

Në një studim është raportuar se njerëzit përjetojnë më tepër dhimbje kur kanë përbuzur dashurinë e tjetrit sesa në rast kur përbuzën prej tyre. Stresi i tyre ngrihet nga fajësimi që i bëjnë vetes për shkak të dëmit që i kanë bërë dikujt nga pasiguria që kanë për t'u përgjigjur. Ndër personat e martuar kjo ndarje ka kosto shtesë. Stresi te këta persona është më i madh, janë prindër dhe të shokuar, ndjehen në faj për thyerje të premtimeve, të drejta të kufizuara prindërore etj. Për çdo vit çiftet janë të gatshme të paguajnë kosto të tilla për ta shpëtuar veten nga kostoja më e lartë - vazhdimi i një marrëdhënie të dhimbshme dhe joshpërblyese. Kjo kosto përfshinë një rritje të dhjetëfishtë të simptomave të depresionit të stresit kur martesa është e vulosur nga mospërputhja dhe jo nga kënaqësia.

## Përballimi i një marrëdhënie të dështuar

Janë tri rrugë për ta përballuar një marrëdhënie të dështuar kur ajo vuan nga alternativa ndaj divorcit.

Disa njerëz shfaqin besnikëri duke pritur që kushtet të përmirësohen, problemet janë shumë të dhimbshme për t'i përmendur dhe rreziku ndaj stresit është i lartë, kështu që partneri besnik përmbahet duke pritur në kthimin e ditëve të para.

Disa njerëz të tjerë, sidomos burrat, e "injorojnë" partneren duke e lënë pasdore dhe marrëdhënia keqësohet. Kur pakënaqësitë e dhimbshme injorohen, nis një emocion i rrezikshëm i antiçifteve dhe partnerët flasin më pak duke i dhënë kuptim jetës pa tjetrin.

Disa njerëz të tjerë flasin për shqetësimet e tyre dhe ndërmarrin hapa aktivë për t'i kuptuar problemet e tyre, duke kërkuar këshilla dhe përpjekje për ndryshim.

## Komponentët për një "çift ideal"

Është një metodë për ta demonstruar "dëshirën" sentimentale për partnerin tuaj. Nga një listë prej 20 komponentësh për të përshkruar një çift ideal, jo të gjithë çiftet mund t'i plotësojnë këto kritere, por këto mund të na ndihmojnë të njohim më mirë lidhjet tona.

Të kalosh një çerek ore duke vëzhguar të dashurin tënd ndaj raportit që ke me të, nuk prodhon melankoli dhe ndjenjën e vetmisë dhe i jep kuptim dëshirës që jeni të dashuruar, të flet për argumente personale, të dëgjon dhe është i vëmendshëm për argumentet e tua personale - është i afruar me ty; të përqafon, të puthë, të ledhaton, të përkëdhel - dëshiron që raporti seksual të jetë komplet dhe i frekuentueshëm; të duket tërheqës dhe i merr parasysh shijet e tua; mbron martesën dhe respekton jetën, planifikon për lindjen e fëmijëve dhe kur ata lindin, ai kujdeset shumë për ta.

I vlerëson shumë sjelljet në çift. Të bën nderë e të falënderon për nderet e bëra, të qëndron seksualisht besnik, respekton vullnetin tënd, planet tuaja dhe respekton individualitetin tënd të dashur. Nuk të gënjen, nuk flet keq për ty, nuk të merr në gojë me persona të tjerë, nuk përfiton nga frika jote për të qenë e vetme ose e lënë. I mban premtimet dhe nuk të lë të merakosesh për to, kërkon falje për mungesë respekti, proteston mjaftueshëm për mungesën e respektit që të bën. Dhjetë pikat e para mbartin disponibilitetin dhe i afrohet testit dhe nivelit të bashkimit, kurse 10 të tjerat tregojnë ekzistencën më të paktë të agresivitetit.

## Komunikimi meshkuj-femra, diferenca midis tyre

Shpesh akuzohen meshkujt si të pandjeshëm, por mbase dhe gratë nuk dinë të komunikojnë në mënyrën e duhur. Ndodh, për shembull, që në ndonjë nga



përvjetorët, apo për ditëlindje, të presim ndonjë unazë apo trëndafil, ndërsa ai vjen me një frutore. E nevojshme, por…

Në fakt, sipas psikoterapisë në çift, pacientët ankohen në veçanti mbi vështirësinë e krijimit të një dialogu të thellë sentimental me partneret e tyre. Por nuk është i gjithë faji i meshkujve nëse komunikimi nuk funksionon. Shumë gra pretendojnë që i dashuri apo burri i tyre ta marrë me mend çka ato provojnë dhe për çfarë kanë nevojë.

“Shumë mendojnë se dallimet mes sekseve janë zhdukur, por çiftet që arrijnë të krijojnë një sintoni perfekte që nga takimi i parë, janë të rrallë. Në pjesën më të madhe të rasteve duhet mësuar të kuptohesh dhe të flasësh të njëjtën gjuhë, përndryshe përfundon në ndjenjën e të qenit vetëm”.

Në përgjithësi shpërthimet emocionale të grave përjetohen nga meshkujt si një fortunë e çastit dhe pikërisht në momentin kur një femër qan, ai mundohet ta kalojë situatën ose ta përmirësojë me shprehjen: “mos bëj kështu!”. Kjo është gjëja e parë që atyre iu shkon ndërmend dhe kjo pasohet me irritimin e partneres, e cila në të shumtën e rasteve mbërrin në konkluzione të ashpra.

### Tërheqje kimike

Pikërisht aroma e çliruar nga trupi, aromë unike dhe ekskluzive e çdo njeriu, është një nga elementet më të forta të tërheqjes ose refuzimit seksual, e cila mund të shkaktojë një dëshirë të shfrenuar, ose ta bllokojë pakthyeshëm ngarkesën erotike. Nga ana tjetër, nuhatja, bashkë me shijen, është një “shqisë kimike” në kuptimin e ngushtë, sepse përdor si informatore substanca kimike të veçanta, sipas një mekanizmi shumë të ndërlikuar.

Në indet e nuhatjes ka shumë centralina (receptorë qelizorë) të ndjeshme ndaj nxitjeve të caktuara kimike. Kur vjen një nga këto nxitje, centralina aktivizohet dhe përcjell mesazhin në sistemin nervor qendror, i cili, nga ana e vet, i përgjigjet me një ujëvarë reaksionesh organike, emocionale dhe sjelljesh. Shembulli i kujtimit nuhatës është emblematik. Një aromë mund të risjellë rrethana të ndërlikuara të së kaluarës duke nxitur lidhje emocionale dhe afektive të menjëhershme si pasojë e lidhjes së ngushtë mes strukturave nuhatëse dhe sistemit limbik, zonës së trurit nëpërmjet së cilës kalojnë emocionet tona. ■

# http://www.ks-gov.net/

**Muharrem KURTAJ**

Klikova në Google duke e shkruar Qeveria e Kosovës. M'u shfaq portali qeveritar. Kjo është fantastike mendova me vete. Nga kjo tavolina ime e vogël po lexoj mbarëvajtjen e punës së Institucioneve të Republikës së Kosovës. “Kjo është faqja zyrtare e Zyrës së Kryeministrit të Kosovës. Lejohet përdorimi i informacionit zyrtar që jep kjo faqe në publikime të tjera, duke cituar burimin…”, më bëri edhe më serioz ky citat.

Po e filloj leximin në faqen e Ministrisë së Drejtësisë www.md-ks.org. Ballina më thotë: Është duke u punuar!, “Faleminderit për mirëkuptim”. Çfarë kontrasti. Kjo ministri funksionale mbi 3 muaj nuk ka të përpunuar web sajtin e vet. Edhe pse u përgatita të lexoj më gjerë për bartjen e kompetencave nga gjyqtarët ndërkombëtarë tek vendorët. Për numrin e saktë të lëndëve kontestimore. Aq më shumë kohë do t'i kushtoja funksionimit të strukturave paralele siç po pretendon minoriteti serb.

Por, nuk dua të merrem shumë me këtë. Po klikoj në faqen e Ministrisë së Kulturës, Rinisë, Sportit dhe Çështjeve Jorezidente www.mkrs-ks.org të shoh se çfarë ka më rinore aty. Por këtu është kulmi. E gjithë agjenda nuk është e ministrit aktual por e Astrit Haraqiut. Kjo faqe kaq e varfër në informacion nuk paska të zgjedhur akoma sekretarin e përhershëm, shefin e kabinetit madje as këshilltarët e ministrit. Përpos një biologe që qenka zv. ministre. Po si mund të ndodhë… më vinte turp nga vetja si qytetar i Republikës së Kosovës, me kaq informim të mangët për vëllezërit e motrat tona në diasporë, apo matanë kufirit.

Kalova kah Ministria e Transportit dhe Telekomunikacionit të shoh a ka naj vend pune këtu. Sepse po thonë rrogat e majme janë vetëm në postë me punu. Por për çudi këtu konkursi i fundit paska qenë më 25 maj 2006. Ndërsa këshilltari renditur i katërti, i pesti, edhe i gjashti është Xhevdet Smakiqi. www.mtpt.org.

Pa iu kushtuar shumë vëmendje, ashtu rastësisht klikova në këtë link www.mti-ks.org dhe mendova se mos kalova me ndonjë web tjetër, sepse Google nuk të le pa informacion. Por jo isha aty tek Portali Qeveritar. Në Ministrinë e Tregtisë dhe Industrisë. Këtu u ndesha me kompaninë e ashtuquajtur “Kaçanik Group” sepse ministri, shefi i kabinetit, dy këshilltarë, asistentja administrative vijnë nga Kaçaniku.

www.ks-gov.net u gëzova fort që në këto ditë të fundit e paskan pasuruar faqen e Ministrisë së Pushtetit Lokal. Në të vërtetë “pasurim” jo, por të paktën e paskan futur në funksion. Nuk thonë kot “më mirë vonë se kurrë”.

Nuk dua të merrem shumë edhe me linkat e tjerë, madje nuk më bëjnë edhe aq përshtypje sepse kur dihet se drejtohen nga minoritetet nuk ngrihet zëri. Në një formë apo tjetër minoritetet janë më të përkëdhelurit e Republikës së Kosovës. Sa për ilustrim ky është linku i Ministrisë për Komunitete dhe Kthim, http://www.ks-gov.net/mkk/. Vota e 17 nëntorit nuk e ndryshoi këtë Ministri…

I mbylla të gjitha me miun tim në “close grup”, pastaj e vërejta se isha i mërzitur. Më hendikepoi ky ekskursion.

Kryeministri aktual gjatë fushatës premtoi se do të bëjë digjitalizimin e komunave. Në mënyrë elektronike do të prezantohen punimet, mësimet, seminaret nëpër shkolla. Këto fjalë “boshe” ujiten me teknologji të vjetra, ndërsa unë e ristartova kompjuterin!

Nuk vazhdova ekskursionin në web-sajtin e presidencës madje as të komunave. ■

# Hepatiti A - sëmundje e shkaktuar nga papastërtia



Artan BEJTA &
Iliriana ALLOQI

Hepatiti është sëmundje infektive e mëlçisë, inflamacion i saj shkaktohet nga virus hepatotropë (viruset e hepatitit), të cilët e shkaktojnë këtë sëmundje dhe mund të jenë shkaktarë pikënisës për sëmundje të tjera të mëlçisë deri në ato më të rënda nëse nuk mjekohet me kohë.

Ekzistojnë pesë lloje të viruseve që shkaktojnë hepatitin, përmendim: virusi A, B, C, D, dhe E dhe në bazë të këtyre viruseve edhe hepatiti merr emrat përkatës si hepatiti A, hepatiti B, C, D dhe E.

Dallimi i këtyre viruseve është si në përbërjen morfologjike të tyre ashtu edhe për nga mënyra e përhapjes së tyre, pastaj nga intensiteti dhe pasojat që i shkaktojnë.

Ka edhe virus të tjerë që fajësohen për këtë sëmundje infektive, por ata mund të shkaktojnë edhe sëmundje që u përkasin organeve të tjera siç janë: Epshtein Bar virusi, Citomegalovirusi etj.

## Hepatiti A (Hepatitis A Virus - HAV)

**Shkaktari dhe burimi i infeksionit**

Ky lloj i hepatitit shkaktohet nga virusi i hepatitit A, që sipas kategorisë bëjnë pjesë në grupin e picornaviruseve, i njohur shpesh edhe me shkurtesën HAV (Hepatitis A Virus).

Burim i infeksionit te kjo sëmundje është njeriu i sëmurë nga ky virus, i cili eliminon në mjedisin e jashtëm virusin me anë të materieve fekale. Përhapja e infeksionit favorizohet nga kushtet e këqija higjiene-sanitare, prandaj sëmundja është e përhapur më shumë në vendet me nivel socio-ekonomik të ulët. Sëmundja prek zakonisht fëmijët, por nuk do të thotë që moshat e tjera nuk prekën nga ky infeksion.

**Mënyrat e përhapjes së infeksionit**

Përhapja e këtij virusi më e shpeshtë është me rrugë fekalo-orale, nga konsumimi i ushqimit të infektuar nga ky virus, nëpërmjet ujit të infektuar nga fekalet e personit të infektuar. Po ashtu, përdorimi i perimeve, zarzavateve, të cilat nuk i janë nënshtruar përpunimit termik ose, së paku, nuk janë pastruar mirë, sidomos në vendet e pazhvilluara janë, po ashtu, një rrugë tjetër e shpeshtë e përhapjes së infeksionit. Nuk përjashtohen as akulloret dhe ushqimet e tjera që zakonisht përgatiten nga uji i pazier që shpesh mund të jenë rrugë të transmetimit të këtij infeksioni.

Përshkruhet se, herë pas here, mund të ndodhë përhapja e hepatitit A me anë të hemotransfuzioneve që gjithsesi janë përjashtime, pasi që viremia (prania e virusit në gjak) është tranzitore dhe gjaku është infektues për një periudhë kohe relativisht të shkurtër.

Shkalla e përhapjes së infeksionit nga hepatiti A mund të vlerësohet me përcaktimin e antitrupave anti HAV të klasës IgG në popullatën e shëndoshë.

**Shfaqja klinike e sëmundjes**

Karakterizohet me katër periudha në të cilat përshkruhen shenja të ndryshme të kësaj sëmundjeje.

**Periudha e inkubacionit**

Është ajo periudhë që nënkupton kohën prej hyrjes së virusit në organizëm e deri te shfaqja e simptomave (shenjave) të para të sëmundjes. Zakonisht te hepatiti A kjo periudhë është 50-180 ditë.

**Periudha preikterike**

Në këtë fazë zakonisht bien në sy çrregullime të ndryshme duke filluar nga humbja e oreksit, të vjellat të shoqëruar shpesh edhe me temperaturë. Nga inflamacioni difuz që pëson mëlçia në këtë fazë i sëmuri ka dhimbje në regjionin e djathtë të barkut, të cilat zakonisht kanë intensitet të ulët, por jo rrallë mund të jenë të një intensiteti të fortë. Si shenjë shoqëruese e kësaj periudhe është edhe dhembja e nyjave (atralgjia) që zakonisht është simetrike dhe prek zakonisht nyjat e vogla, pastaj kemi një ngritje të lehtë të temperaturës 37.5-38.5, e cila shoqërohet edhe me dhembje të kokës, nyjave, duke të kujtuar shenjat e gripit.



Mëlçia në shikim është e zmadhuar dhe në prekje është e dhembshme. Si shenjë e fundit që ndanë periudhën preikterike nga periudha ikterike është shfaqja e ikterit (paraqitja e ngjyrës së verdhë në mukoza e më pas edhe në krejt pjesët e trupit të personit të infektuar), i cili, në këtë rast, është i intensitetit të ulët ose subikter.

**Periudha ikterike**

Në këtë fazë ngjyra e fecesit (jashtëqitjes) humbet (fecesi i pangjyrë), urina bëhet hiperkrome (e errët). Kemi po ashtu rritje të mëlçisë, e cila, në disa raste, shoqërohet me rritje edhe të shpretkës, ikteri paraqitet me një intensitet më të lartë se në fazën preikterike. Vlen të ceket se gjatë kësaj periudhe tek i sëmuri vërehet lehtësisht edhe rënie në peshë, simptomë që zakonisht i shoqëron këta të sëmurë.



Në shumicën e të sëmurëve ecuria është e favorshme dhe normalizimi i treguesve të funksionit të hepatitit arrihet brenda 1-2 muajve.

**Periudha e konvaleshencës**

Është periudha ku shihet se i sëmuri po shkon drejt shërimit dhe si shenja të para që tregojnë këtë janë: zhdukja e ikterit, feçet fillojnë të ngjyrosen, po ashtu fillon të rikthehet oreksi, në shikim mëlçia kthehet në kufijtë normal të saj (zvogëlohet) e, po ashtu, edhe shpretka dhe gjithashtu i sëmuri fillon ta rifitojë peshën e humbur. Nga kjo që u tha, mund të konstatojmë se shërimi kliniko-biologjik mund të arrihet brenda një periudhe 3-6 mujore dhe me një sukses të mirë prej 90%- 95% të të sëmurëve.

**Trajtimi i të sëmurit me hepatit A**

Ushqim normal pa e tepruar, e po ashtu assesi të mos përdorë alkool, regjim shtrati, që do të thotë se pacienti nuk duhet të punojë punë të rënda, dhe gjithsesi duke vështruar gjendjen e vet a po ka ndonjë ndryshim ose ndonjë problem që mund të jetë komplikim i hepatitit A si dehidrimi, hepatiti fulminant etj.

**Parandalimi dhe vaksina**

Hepatiti A dihet se është infeksion i cili përhapet me rrugë fekalo-orale, përmirësimi i kushteve higjiene-sanitare luan rol të rëndësishëm në parandalimin e sëmundjes. Ndërsa sa i përket imunoprofilaksës, përdorimi i imunoglobulinave humane mbron personat përpara dhe pas ekspozimit nga infeksioni për disa javë.

Ndërsa imunoprofilaksa aktive arrihet me anë të vaksinës kundër hepatitit A e cila është e përgatitur nga virus të kultivuar në qelizat humane të inaktivizuara në formalinë. Me këtë vaksinë vaksinohen personat që nuk e kanë kaluar hepatitin A dhe që shkojnë në zonat endemike nga ky infeksion e po ashtu personat që kanë qenë në kontakt me të sëmurin me hepatit A. ■

**Hepatiti A (HAV)**

***Inflamacion i mëlçisë***

Shkaktarë

***Virusi hepatotrop A (HAV)***

Burim i infeksionit dhe rruga e përhapjes

***Burim i infeksionit është personi i sëmurë nga kjo sëmundje, ndërsa rruga e përhapjes fekalo-orale transmetohet nëpërmjet ngrënies së gjësendeve të papastra***

Periudha e inkubacionit

***Deri në shfaqjen e shenjave klinike është një periudhë diku 50-180 ditë***

Shenjat klinike

***Anoreksi (humbja e oreksit), mundim, vjellje, temperaturë, dhembje barku, ikter (zverdhja e lëkurës), jashtëqitja pa ngjyrë, urinim me ngjyrë të errët.***

Trajtimi

***Regjim shtrati, kufizim i aktivitetit - mosbërja e punëve të rënda.***

Vaksinimi

***Vaksinohen personat që nuk e kanë kaluar hepatitin A dhe që shkojnë në zonat endemike nga ky infeksion***

# Fjalëkryqi

| AUTOR: ENDRITI | LLOJ ZOGU | MINERAL I GJETUR NË SHKRETËTIRËN ATAKAMA | SHTET NË AFRIKË | AKTORJA AMERIKANE FARIS | KAJDET, OJNAT | | BASHKËTINGËLLORE | SHKRONJAT E PARA | MIK, SHOK | DËSHMIA PËR MOSPJESËMARRJE NË NJË KRIM | MJEDISE | AKTORJA MARGRET | | TRAJNERI GJERMAN REHAGEL |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| PATRIOTI NË FOTO 1 PRISHTINA | | | | | | PEMË E VENDEVE TROPIKALE / LITRI, ALUMINI | | | | | | | ZANORE / RROGË VJETORE E PAPËS | |
| QË ËSHTË ME TINGUJ TË ÇRREGULLUAR (Muzikë) | | | | | | | KAFSHË E MADHE GJITARE QË JETON NË OQEANE (sh.shq.) / LLOJ VETURE (shq.) | | | | | | | |
| MUAJ I AGJËRIMIT | | | | | | | | RISANI (shk.) / ALLAH, PERËNDI | | | | JO (huaj) / TONY ALVARES | | |
| "K" në mes të dy "A" | | | | KËNGËTARJA SHQIPTARE MARKU / ARKË SHTETËROR, THESAR (lat.) | | | | | | | | | | APOLLONIA |
| LLOJ VALLËZIMI A KËRCIMI | | | | | | KËNGËTARE E NJOHUR SHQIPTARE / AKTORI AMERIKAN DEJMON | | | | | PËREMËR VETOR | | | |
| PRINC ARAB | | | | | LUM NË SHQIPËRI / LUHATSHMËRI NË QËNDRIME | | | | ZANORE | | | | | |
| SËMUNDJE E RËNDË NGJITËSE | | | AKTORI FRANCEZ DELON / ZANORE | | | | | VOLUNTEERS IN MEDICINE | | AKTORJA AMERIKANE .... FLYNN BOYLE | | | | |
| PËRSËRITËS (gram.) | | | | | | | | | BASHKËTINGËLLORE / KËNGËTARI YNË VALON | | | | | |
| | | | | BASHKËTINGËLLORE | | BADIHAVA | REGJISORI QOSJA / VIETNAMEZI I VJETËR | | | | | | | |
| | | | | I PASUR, PASANIK (krah.) | | | | | | | | | | |
| | | | | DRILON (perkdh.) | | | | MIMOZA AHMETI / SHTRESË, PETË | | | KALO MIRË (shk.) | AKTORJA JONË MEHMETAJ | SHOU-MENIA AMERIKANE UINFREJ | RI NDESHJE, RI ZATETJE |
| | | | | VENDLINDJA E ODISEUT | | | | | | ELEMENT KIMIK / FOSFORI | | | | |
| | | | | SHKRONJA E 28-të | | MARC ANTHONY / AKTORJA E SHQUAR MEKSIKANE HAJEK | | | LLOJ DRURI (shq.) / NËNË (turq.) | | | | | |
| | SHTET NË AMERIKË | BUJK | LIDHËSJA E KËPUCËS (krah.) | E SHOSHITA / ENRIQUE (shk.) | | | | | | VDEKJE / EMËR YNI MASHKULLI (shq.) | | | | |
| BRINJËT QË FORMOJNË KËNDIN E DREJTË TË TREKËNDËSHIT | | | | | | | | NAIM ABAZI / FUTBOLLISTI ANGLEZ NIKI | | | "N" para dy "A" / NGJYRË E LËKURËS SË FYTYRËS | | | |
| E PËRGËZON, E .... | | | | | EMËR MASHKULLI SPANJOLL / ALBIN KURTI | | | | | | | | KRUJA / BASHKËTINGËLLORE | |
| PATRIOTI NË FOTO 2 CURRI | | | | | | | ZANORE / SHKRONJA E 16-të | | ISH FUTBOLLISTI I SHQUAR GJERMAN FOKS / RIADI | | | | | |
| TOKA E PUNUAR | | | | EMËR YNI FEMRE | | | | | | | | | SHKRONJA E 18-të | |

